# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 357 • VITI 34 • GUSHT 2020 • MUHAREM 1442 • ÇMIMI 1 €



**Komentimi i kaptinës “Es-Sexhde”**

**Ma vërtetuat mendimi tim që kisha për ju ateistët!**

**Dijetaret e humbura të Islamit**

## Ndikimi i globalizmit në kulturën e leximit në Kosovë

# URIMI I MYFTIUT TË KOSOVËS
# NAIM EF. TËRNAVA
## ME RASTIN E VITI TË RI HIXHRI 1442

*Prishtinë, 19 gusht 2020*

Të dashur vëllezër e motra,

Myslimanët anekënd botës në këtë kohë kujtojnë Hixhretin e të Dërguarit të Allahut, nga Meka në Medinë, datë që shënoi një pikë kthese në historinë e Islamit dhe fillimin e kalendarit mysliman.

Hixhreti është dhe mbetet një frymëzim i fuqishëm në jetën e çdo myslimani dhe mbart me vete mesazhin për sigurinë, lirinë dhe vlerën e atdheut.

Pejgamberi ynë i dashur Muhamedi a.s, paqja qoftë mbi të, na mësoi me shembullin e tij praktik se liria nuk i jepet askujt pa sakrificë dhe na mësoi se këto synime mund të arrihen vetëm nëpërmjet sakrificës dhe forcës së besimit.

Kjo është arsyeja pse fillimi i vitit të ri Hixhri është një mundësi për të ripërtëririë zotimin tonë ndaj Zotit dhe atdheut tonë.

Lus Allahun e Lartësuar që ky vit i ri Hixhri 1442 të sjellë paqe e mirësi mbi mbarë njerëzimin si dhe të sjellë harmoni në mesin tonë, duke na i bashkuar zemrat tona dhe duke na forcuar në idealet për prosperitet e paqe.

*Zoti na bekoftë të gjithë!*

*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

## Në këtë numër:


Urimi i Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava
me rastin e Viti të Ri hixhri 1442 2

Editorial 4

*Sabri Bajgora*
Komentimi i kaptinës "Es-Sexhde"- (1) 5

*Shejh Muhamed El-Gazali*
Ma vërtetuat mendimi tim që kisha
për ju ateistët! 9

*Dr. Sedat Islami*
Efektet edukative të gjashtë shtyllave të besimit 11

*Mr. Sci. Florim Mellova*
Vlera e leximit të Kurani-Kerimit 14

*M. Esh-shuka'a & M. Ebu Zehra*
Imam Malik ibn Enesi 16

*Mr. Ibadete Kosumi- Bryma*
Ndarja e objektivave te Legjislacionit Islam 18

*Mehrunisha Suleman & Afaaf Rajbee*
Dijetaret e humbura të Islamit 22

*Ma.sci. Senad Maku*
Pretendimi i fitimit të pasurisë
dhe i pushtetit në përpilimin e Kuranit?! 25

*Prof. Fehmi Huvejdi*
Katër transformime të rëndësishme
në jetën e dr. Jusuf el-Kardavit 27

*Dr. Rexhep Suma*
Edukimi dhe mësimi si forma të thirrjes islame 29

*PhD(c) Ferdi Kamberi*
Ndikimi i globalizmit në kulturën
e leximit në Kosovë (1) 33

*Ibrahim Iljazi*
Ibrahimi a.s., babai i pejgamberëve 38

*Msc. Haki Sahitaj*
Popullsia myslimane sot dhe nesër 41

*M.sc. Artan S. Mehmeti*
Shoqëria islame dhe globalizmi 44

Poezi: Bukuroshja e kryeqytetit 47

Aktivitete 48






**DITURIA ISLAME**

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, Mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, Mr. Muzaqete Kosumi, PhD (c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Vi-Print", Mitrovicë



"(Ikra) Lexo në emër të Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë. Krijoi njeriun prej një pike gjaku të ngjizur. Lexo se Zoti yt është fisnik. I cili e mësoi me pendë. E mësoi njeriun çka nuk kishte ditur."
(El Alak, 1-5)

# Ikra – lexo e mëso!

*Fjala kuranore 'Ikra' dhe provokimi i saj drejtuar njeriut para 14 shekujsh, vepron sikur të ketë ardhur dje, sot apo tani në këtë moment. Feja islame i jep rëndësi tejet të madhe faktorit dije, sepse cilësdo rrugë të nisemi, më përpara duhet ta mësojmë dhe ta njohim atë rrugë, të njohim udhërrëfyesin, përndryshe humbja do të jetë e sigurt. Mësimi dhe arsimimi është baza dhe jeta e Islamit, ndërsa në historinë islame ata zënë vend qendror sepse janë shtyllat themelore të kulturës e të civilizimit islam.*

*Mendja është dhurata më madhështore e Zotit me të cilën Ai e lartësoi njeriun mbi të gjitha krijesat e gjalla në univers. Ajo është baza e mësimit dhe sipas Islamit është instrumenti më i fuqishëm për realizimin e aspiratave dhe të idealeve njerëzore.*

*Shpallja e parë kuranore i drejtohet mendjes së njeriut, me urdhrin: "Lexo, kërko, studio…". Thirrja i drejtohet tërë gjinisë njerëzore, të gjithëve: besimtarëve dhe jobesimtarëve të moshave dhe të profesioneve të ndryshme. Kërkimi i diturisë këtu i paraprin kultivimit të besimit.*

*Pra, edhe pse imani është shpirti i fesë dhe faktori kryesor i saj, megjithatë, shpallja fillon me 'lexo e mëso' e jo me 'beso, besoni'. Kjo sepse Zoti na fton që të besojmë drejt, të besojmë fenë e Tij të vërtetë.*

*Pejgamberi a.s. thotë: "Bëhu i ditur ose arsimohu, ose dëgjo atë që thonë të diturit, por mos u bëj i katërti, se do të pësosh." Pas këtyre fjalëve, h. Aliu tha: "E kush është i katërti, o i dërguar i Allahut? Pejgamberi a.s. tha: "Ai që është i paditur dhe nuk i pyet njerëzit e ditur për çështjet fetare dhe ato botërore. Ky njeri është krejtësisht i humbur."*

*Dija në Librin e Zotit, Kuranin famëlartë, krahasohet me dritën dhe të parit, ndërsa padija krahasohet me errësirën dhe verbërinë: "Nuk janë të barabartë i verbri dhe ai që sheh, dhe as errësirat e drita, e as hija me vapën. E nuk janë njësoj, as të gjallit e të vdekurit, Allahu bën të dëgjojë atë që do, e ti nuk mund ta bësh të dëgjojë ai që është në varre." (Fatir, 19-22)*

*Islami është drita e Zotit, e cila shndrit zemrat e miliona e miliona njerëzve: "…Elif, Lam, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhrin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë; (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit." (Ibrahim, 1)*

*Përpjekja për të fituar dije e dituri është angazhim që shpërblehet nga Zoti. Para diturisë së Ademit u dorëzuan edhe melekët e Zotit: "(Engjëjt) Thanë: "Ti je i pa të meta, ne nuk kemi dije tjetër përveç asaj që na mësove Ti. Vërtet, Ti je i Gjithëdijshmi, i Urti!" (El Bekara, 32);*

*"Allahu dëshmoi, se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është Zbatues i drejtësisë. Nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Tij, Fuqiplotit e më të Urtit." (Ali Imran, 18).*

*Dituria zbulon thesarin e imanit, ndërsa besimi nxit dëshirën për dije. Me shtimin dhe zgjerimin e horizontit të diturisë ne forcojmë besimin, fenë, zbulojmë sekretet e jetës dhe bëhemi të aftë të jetojmë në pajtim me urdhrat e Zotit (xh. sh).*

*Të dish do të thotë të besosh që dituria është pasuri që s'mund të plaçkitet, që dituria është dhuratë e Zotit, e cila duhet ruajtur; që dituria është lumturi të cilën s'guxojmë ta humbasim; që dituria është sigurimi dhe investimi i jetës; që dituria është pushtet dhe fuqi që sjell paqen dhe lirinë. Dituria mund t'i lëvizë malet dhe asnjë forcë në botë nuk mund ta mposhtë atë.*

*Të mos jemi prej atyre që janë të privuar nga vizioni shpirtëror, që shohin vetëm me syrin e ballit, por jo edhe me syrin e zemrës. Për ta Zoti në Kuran thotë:*

*"A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë, dhe veshë me të cilët do të dëgjojnë? Pse në të vërtetë sytë nuk verbohen, por verbohen zemrat në kraharor." (El Haxh, 46)*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Es-Sexhde"- (1)

Kjo kaptinë e bekuar ka disa emra, por pa dyshim, emri më i njohur i saj, me të cilin është radhitur nëpër Mushafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Hadithit dhe me të cilin ka qenë e njohur edhe në kohën e sahabëve, është: "Es-Sexhde".

Kaptina "Es-Sexhde", sipas mendimit unanim të dijetarëve, është kaptinë mekase. Transmetojnë Ibn Durejsi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ka zbritur surja "Es-Sexhde" në Mekë". Të njëjtin transmetim, Ibn Merduvije e përcjell edhe nga Ibn Zubejri.[1]

Në anën tjetër, Ibn Nexhari transmeton nga Ibn Abasi të ketë thënë se kjo sure është tërësisht mekase, përveç ajeteve 18-20, por si mendim nuk ka ndonjë mbështetje.[2]

Kaptina "Es-Sexhde" ka gjithsej 30 ajete, 330 fjalë dhe 1599 shkronja.[3] Ka zbritur pas sures "En-Nahl" dhe para sures "Nuh". Në radhitjen e Mushafit mban numrin 32, kurse në radhitjen e zbritjes është e 73-ta.[4]

## Emërtimi i kësaj kaptine

Kjo kaptinë e bekuar ka disa emra, por pa dyshim, emri më i njohur i saj, me të cilin është radhitur nëpër Mushafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Hadithit dhe me të cilin ka qenë e njohur edhe në kohën e sahabëve, është: "Es-Sexhde". Arsyeja e këtij emërtimi është ajeti i sexhdes, ai i 15-të: "Argumentet (ajetet) tona i besojnë vetëm ata të cilët, kur u përmenden, bien në sexhde, të cilët madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe nuk bëhen mendjemëdhenj", nga i cili e ka marrë edhe emrin.[5]

- Emërtimi i dytë i kësaj sureje është: "Elif, Lam, Mim - Tenzil". Arsyeja e këtij emërtimi është hadithi që na është përcjellë nga Xhabir ibn Abdullahu se i Dërguari a.s. nuk binte për të fjetur pa i lexuar: "Elif, Lam, Mim-Tenzil" dhe "Tebarekel-Ledhi bi jedihi-l mulku".[6]

- Emërtimi i tretë është: "Elif, Lam, Mim - Tenzilu-s-Sexhdete". Ky emërtim është përmendur nga disa prej sahabëve. Transmeton Buhariu nga Ebu Hurejra r.a. të ketë thënë se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. në namazin e sabahut të ditës së xhuma i lexonte suret: "Elif, Lam, Mim-Tenzilu-s-Sexhdete" dhe "Hel eta alel Insani."[7]

Po ashtu është transmetuar nga Ebu Seid el Hudrijj të ketë thënë: "E llogaritnim qëndrimin në këmbë të Dërguarit të Allahut në namazin e drekës dhe të ikindisë në dy rekatet e para, përafërsisht sa lexohen 30 ajete, apo përafërsisht sa surja: "Elif, Lam, Mim-Tenzilu-s-Sexhdete", ndërkohë që e llogaritnim (me hamendësim) qëndrimin e tij në dy rekatet e fundit dhe ishte sa gjysma e të parave."[8]

- Emërtimi i katërt i sures është: "Suretu Tenzilu-s-Sexhdete". Me këtë emër e ka radhitur Imam Buhariu në "Sahihun" e tij.[9]

- Emërtimi i pestë i kësaj sureje është: "Suretu-t-Tenzil". Një emërtim të tillë e ka përmendur studiuesja dr. Munire ed-Devserij, e cila thotë se një emërtim të tillë e ka hasur në një manuskript (dorëshkrim) në Universitetin e Imam ibn Su'udit në Rijad, me numër (8058).[10]

- Emërtimi i gjashtë i sures është "Suretu-l Medaxhiu". Me këtë emërtim e kanë quajtur Fejruzabadi[11], Sujutiu[12] dhe të tjerë. Arsyeja e këtij emërtimi është të përmendurit e fjalës "El-Medaxhiu" në ajetin e -16të të kësaj sureje: "Ata ngrihen nga



**Kjo sure ka sqaruar që njerëzit në Ahiret do të jenë të ndarë në dy grupe: besimtarët në Xhenet, kurse jobesimtarët në Zjarr, dhe këta kurrë nuk mund të jenë njësoj e as të barabartë**

shtrati, duke iu lutur Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe, nga ajo që Ne u kemi dhënë (nga pasuria), ata japin."

- Emërtimi i shtatë është "El-Munxhijjetu". Këtë emërtim e ka cekur El-Bukai, duke u mbështetur në Sunenin e Darimiut, i cili transmeton nga Halid ibn Mi'dan të ketë thënë: "Lexojeni suren "El-Munxhijjetu" e ajo është "Elif, Lam, Mim Tenzil!". Jam njoftuar se një njeri e lexonte vetëm këtë sure dhe asgjë tjetër pos saj, ndërkohë që ishte i mbushur me gjynahe. Por kjo sure i kishte shtrirë krahët e saj mbi të duke thënë: "O Zot, fale, sepse ky me ka lexuar mua, prandaj Zoti xh.sh. ia mundëson ndërmjetësimin dhe thotë: "Shkruajani këtij njeriu në vend të çdo mëkati një sevap (mirësi) dhe ngrijeni në shkallët e lartësisë!"[13]

- Emërtimi i tetë është "Suretu Sexhdeti Lukman". Këtë emërtim e kanë cekur Fejruzabadi, Alusiu dhe të tjerë.[14]

- Emërtimi i nëntë është: "El-Munkasimetu". Këtë emërtim e ka cekur El-Bukai me arsyetimin se kjo sure ka sqaruar që njerëzit në Ahiret do të jenë të ndarë në dy grupe: besimtarët në Xhenet, kurse jobesimtarët në Zjarr, dhe këta kurrë nuk mund të jenë njësoj e as të barabartë, siç ka ardhur në ajetin e 18-të të kësaj sureje "Es-Sexhde": "Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë."[15]

## Vlera e kaptinës "Es-Sexhde"

Surja "Es-Sexhde" bën pjesë në grupin e sureve të quajtura "El-Methani". Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska'ë El-Lejthi të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga "El-Bekare" e deri te "El-Enfal" ose "Et-Tevbe"); më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Mi'ine" - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit "El-Methani" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam mbinderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal" (nga surja "Kaf", e është thënë nga "El-Huxhurat" e deri te "En-Nas").[16]

-Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. të ketë thënë: I Dërguari i Allahut s.a.v.s. në namazin e sabahut të ditës së xhuma lexonte "Elif Lam Mim, Tenzilu-l kitab... (Es-Sexhde) dhe "Hel eta ale-l insani hinun mine-d-dehri".[17] Duke zbatuar këtë sunet të Pejgamberit a.s., sot shumë prej imamëve, anembanë botës islame, e lexojnë këtë sure në namazin e sabahut të ditës së xhuma.[18]

- Transmetohet nga Xhabir bin Abdullahu të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut nuk flinte pa i lexuar "Elif Lam Mim, Tenzilu-l kitab...(Es-Sexhde) dhe "Tebareke-l-Ledhi bi jedihi-l mulk" (El-Mulk)".[19]

- Transmetojnë Ebu Nasri, Taberaniu dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi, me sened deri te Pejgamberi a.s. të ketë thënë: "Atij që fal pas farzit të Jacisë katër rekate, dhe në dy rekatet e para lexon (këndon): "Kul ja ejjuhe-l kafirun" dhe "Kul Huvallahu Ehad" dhe në dy rekatet e fundit "Tebareke-l-Ledhi bi jedihi-l mulk" dhe "Elif, Lam, Mim-Tenzil..."; do t'i shënohet sikur t'i kishte falur katër rekate të natës së Kadrit."[20]

- Transmeton Ibn Merduvije nga Ibn Umeri r.a. të ketë thënë: I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Atij që lexon "Tebareke-l-Ledhi bi jedihi-l mulk" dhe "Elif Lam, Mim-Tenzil (Es-Sexhde)", ndërmjet Akshamit dhe Jacisë , i llogaritet sikur ta ketë gjallëruar (me



namaz) Natën e Kadrit."[21]

- Transmeton Ibn Merduvije nga Aishja r.a. të ketë thënë: I Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush këndon në një natë "Elif, Lam, Mim-Tenzil" - (Es-Sexhde), "Jasin"-in, "Ikterebeti-s-Sa'atu (El-Kamer) dhe "Tebareke-l-Ledhi bi jedihi-l mulk", këto (sure) do të jenë dritë për të dhe mbrojtje nga shejtani dhe ngritje në sevape dhe në shkallë të mirësisë deri në Ditën e Gjykimit."[22]

- Transmetohet nga Musejjib bin Rafi'ë të ketë thënë: I Dërguari i Allahut ka thënë: "Do të vijë surja "Eli, Lam, Mim-Tenzilu" (Es-Sexhdetu) në Ditën e Gjykimit, me dy krahë, duke i bërë hije lexuesit të saj e duke u thënë (melekëve të ndëshkimit): Ju nuk mund t'i afroheni këtij, ju nuk mund t'i afroheni këtij."[23]

-Transmetohet nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Derisa ishim tek i Dërguari i Allahut, erdhi Aliu r.a. dhe i tha: "Babë e nënë i bëfsha kurban për ty! Ky Kuran po më rrëshqet (ikën) nga gjoksi, kështu që nuk po mund ta mbaj mend atë. Atëherë i Dërguari i Allahut s.a.v.s. i tha: "O babai i Hasanit! A dëshiron të t'i mësoj disa fjalë me anë të të cilave Allahu do të të bëjë dobi ty, e do t'u bëjë dobi edhe atyre të cilëve do t'ua mësosh dhe do ta përforcojë në zemër (mendje) atë që do ta mësosh?"

- Posi, o i Dërguar i Allahut, - iu përgjigj Aliu r.a.

- "Atëherë, - tha Resulullahi s.a.v.s., - kur të jetë nata e xhumasë, nëse ke mundësi të ngrihesh, ngrihu në pjesën e tretë të natës, sepse ajo kohë është një kohë e dëshmuar (që dëshmon) dhe duaja në të është e pranuar... Nëse nuk mund të ngrihesh në pjesën e tretë të



natës së xhumasë, atëherë përpiqu të ngrihesh në mes të saj (natës) e, nëse nuk mundesh, atëherë ngrihu në fillim të saj dhe fali katër rekate. Në rekatin e parë do të lexosh "Fatihanë" dhe suren "Jasin", në rekatin e dytë "Fatihanë" dhe "Ha Mim- (surja) "Ed-Duhan", në rekatin e tretë "Fatihanë" dhe "Elif Lam Mim, Tenzilu-l kitab..." - (Es-Sexhde), ndërsa në rekatin e katërt: "Fatihanë" dhe "Tebareke-l-Ledhi - (surja) "El-Mulk". Pasi ta kesh përfunduar "Et-Tehijatin", falënderoje Allahun dhe lavdëroje Atë, pastaj bjer salavat mbi mua e mbi të gjithë të dërguarit e tjerë dhe kërko falje për të gjithë besimtarët e besimtaret dhe për të gjithë vëllezërit e tu (besimtarë), të cilët kanë besuar para teje (të kanë paraprirë në besim), dhe, në fund të kësaj, thuaj: "O Allah, më mëshiro me lënien e mëkateve përgjithmonë, derisa të më kesh lënë (të gjallë) në këtë botë, më mëshiro që të mos preokupohem me atë që nuk ka ndonjë rëndësi për mua, më furnizo shikim të mirë në atë që Ty të bën të jesh i Kënaqur ndaj meje. O Allah, Shpikës i Qiejve dhe i Tokës, i Madhërishëm dhe Bujar je! O i Gjithëfuqishëm, fuqia e të Cilit nuk shkatërrohet kurrë! Po të lutem, o Allah, o i Gjithëmëshirshëm, pashë Madhështinë dhe Nurin Tënd, ma lidh e forco zemrën me nxënien përmendsh të Librit Tënd, ashtu siç më ke mësuar. Më furnizo (me dije) që ta lexoj atë (Kuranin) në mënyrën që Ti të jesh i Kënaqur ndaj meje. O Allah, Shpikës i Qiejve dhe i Tokës, i Madhërishëm dhe Bujar Je! O i Gjithëfuqishëm, fuqia e të Cilit nuk shkatërrohet kurrë! Po të lutem, o Allah, o i Gjithëmëshirshëm, pashë Madhështinë dhe Nurin Tënd, ma ndriço shikimin me Librin Tënd, ma çliro me të (Kuranin) gjuhën, ma lehtëso zemrën, ma hap gjoksin (që ta ndiej qetësinë shpirtërore) dhe ma pastro trupin, sepse askush tjetër përpos Teje nuk mund të më ndihmojë për ta gjetur të vërtetën. Askush pos Teje nuk mund ta sjellë atë (që po kërkoj) përveç Teje dhe nuk mund të ndodhë asnjë ndryshim e as fuqi përveçse me lejen e Allahut të Lartmadhërishëm e Fuqiplotë.

O babai i Hasanit, bëje këtë dua tri, pesë apo shtatë xhuma rresht dhe do të të pranohet duaja. Pasha Atë që më ka dërguar me të vërtetën, kjo lutje nuk i refuzohet besimtarit."

Ibn Abbasi vazhdon e thotë: Vallahi nuk kaluan pesë ose shtatë xhuma e Pejgamberi a.s. erdhi në një mexhlis të ngjashëm, ndërsa Aliu r.a. i tha: "O i Dërguar i Allahut, unë më parë mësoja katër ajete, pastaj i harroja, ndërsa tash mësoj dyzet ajete e më shumë dhe, kur i lexoj, më duket sikur e kam Kuranin (të hapur) para vetes. Më parë dëgjoja hadithe dhe, kur doja t'i përsërisja, vëreja se i kisha harruar, kurse tash e dëgjoj hadithin, e përsëris dhe s'e harroj asnjë shkronjë. Pejgamberi a.s. tha: "Betohem në Zotin e Qabesë, se babi i Hasanit (Ebul Haseni-d.t.th. Aliu r.a.) është besimtar."[24]

> **"Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë (në Xhenet) çka syri kurrë s'e ka parë, çka veshi kurrë s'e ka dëgjuar dhe çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje (të imagjinojë diçka të tillë nga mirësia)."**
>
> **(Hadith Kudsij)**

## Vlera e ajetit 17

Transmetohet na Ebu Hurejra e ky nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: Allahu xh.sh. thotë në një hadith kudsij: "Kam përgatitur për robërit e Mi të mirë (në Xhenet) çka syri kurrë s'e ka parë, çka veshi kurrë s'e ka dëgjuar dhe çka as nuk ka mundur t'i ketë shkuar ndonjë njeriu në mendje (të imagjinojë diçka të tillë nga mirësia)." Ebu Hurejre vazhdon e thotë: Po deshët lexoni ajetin e 17-të të kësaj sureje: "Askush nuk di se çfarë kënaqësish janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."[25]

## Shkaku i zbritjes së kësaj sureje

Në lidhje me shkakun e zbritjes së kësaj sureje si tërësi, nuk përmendet ndonjë shkak specifik, por ka shkaqe të zbritjes për disa ajete të saj, si p.sh. për ajetet 16, 18 dhe 28, për të cilat shkaqe do të flasim veç e veç gjatë komentimit të ajeteve në fjalë.

## Lidhja e kësaj sureje me suren paraprake – "Llukman"

Kjo sure ka një lidhje të ngushtë me suren paraprake "Llukman". Madje, kjo lidhje është e jashtëzakonshme, për se do të bindemi nëpërmjet ajeteve dhe shembujve që do të sjellim në vijim.

Në suren paraprake "Llukman" janë përmendur dy bazat e besimit: Njëshmëria dhe Ringjallja, ndërkohë që kjo sure: Es-Sexhde, fillon me përmendjen e një bazamenti tjetër të besimit – Shpalljen-Risalen pikërisht në ajetin e dytë: "Shpallja e këtij Libri, pa asnjë dyshim, është nga Zoti i botëve."

Po ashtu shohim se disa ajete të sures Es-Sexhde, vijnë si sqarim i ajetit të fundit të sures "Llukman": "S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti, Ai e lëshon shiun dhe e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave). Askush pos Tij nuk e di se ç'do të fitojë (punojë) nesër, dhe askush pos Tij nuk e di se në

ç'vend do të vdesë. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje".

P.sh. pjesa e ajetit të 5-të nga surja Es-Sexhde: "Pastaj ajo (çështja) ngrihet tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj", është sqaruese e pjesës së ajetit 34 të sures "Llukman": S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti, prandaj edhe është pasuar me ajetin e 6-të, . të sures Es-Sexhde se vetëm Allahu: "Është Ai që i di gjërat e padukshme dhe ato të dukshme."

Pastaj, ajeti i 27-të i sures Es-Sexhde: "A nuk e shohin ata se Ne e drejtojmë ujin (shiun) në tokën e shkretuar...", është sqarues i pjesës së ajetit 34 të sures "Llukman": "Ai e lëshon shiun", kurse ajeti i 7-të i sures "Es-Sexhde": "i Cili ka përsosur çdo gjë që ka krijuar", është sqarues i pjesës së ajetit 34 të sures "Llukman": "dhe (Allahu) e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave)".

Pastaj pjesa e ajetit të 5-të e sures "Es-Sexhde": "Ai drejton çdo çështje (të krijesave), prej qiellit deri në Tokë...", është sqarues i pjesës së ajetit 34 të sures "Llukman": "Askush pos Tij nuk e di se ç'do të fitojë (punojë) nesër" , dhe:

Ajetet 10-11 të sures Es-Sexhde: "Ata thonë: "Vallë, pasi të tretemi nën tokë, a thua përsëri do të ngjallemi?!" Vërtet, ata nuk besojnë se do të takohen me Zotin e tyre. Thuaju: "Shpirtin do t'jua marrë engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj", janë sqaruese të pjesës së ajetit 34 të sures "Llukman": "dhe askush pos Tij nuk e di se në ç'vend do të vdesë." [26]

## Përmbajtja e kësaj sureje shkurtimisht

Ashtu si shumica dërrmuese e sureve mekase, edhe kjo sure ka në fokus bazat e besimit islam; Besimin në Allahun, në Librat e shenjtë, në të dërguarit e Allahut, në Ringjallje dhe në Llogarinë e Ditës së Gjykimit.

- Kjo sure nis me shkronjat simbolike, për të vazhduar me pohimin se Kurani famëlartë është libër i zbritur nga Krijuesi fuqiplotë, pa asfarë dyshimi. Pastaj konfirmohet vlefshmëria e Shpalljes së Muhamedit a.s., me çka njëkohësisht hidhen poshtë të gjitha shpifjet dhe pretendimet e idhujtarëve mekas se gjoja Muhamedi a.s. e paska shpikur nga vetja këtë Kuran. Ky grup ajetesh përmbyllet me konfirmimin se asnjëherë më parë, mekasve dhe arabëve nuk u ka ardhur ndonjë i dërguar si Muhamedi a.s., i cili ka për synim t'ua tërheqë vërejtjen atyre kundër kufrit dhe t'i udhëzojë në rrugën e drejtë. (Shih ajetet 1-3!).

- Në vazhdim të sures përmenden argumentet e Njëshmërisë së Allahut, siç janë krijimi i qiejve dhe i Tokës për gjashtë ditë, kuptimi i të cilave është vetëm në Dijen e të Madhit Zot, pastaj shtrirja e pushtetit të Tij absolut si Krijues, krijimi i njeriut nëpër etapa, si dhe frymëzimi i tij nga ana e Allahut me gjallëri, duke e pajisur atë me shqisën e dëgjimit, të shikimit dhe me mendje-logjikë. (Shih ajetet 4-9!).

-Ajetet (10-14) të sures Es-Sexhde flasin për mohimin e ringjalljes nga ana e idhujtarëve, ndërkohë që i Lartmadhërishmi ua sqaron se meleku i vdekjes gjithsesi do t'ua marrë shpirtin, e pastaj, pas ringjalljes, të gjithë do të dalin para Allahut për të dhënë llogari. Dalja para Allahut për këta njerëz, do të jetë e turpshme, teksa qëndrojnë të heshtur e me koka të varura teposhtë, që pastaj ta shijojnë dënimin e dhimbshëm në Xhehenem, si pasojë e kufrit të tyre.

-Ajetet në vazhdim (15-17), flasin për besimtarët, të cilët i besuan Allahut dhe Ditës së Gjykimit, e të cilët, kur u përmenden ajetet e Kuranit, bien në sexhde dhe janë falënderues ndaj Tij. Këta besimdrejtë një kohë të natës e kalojnë në namaz me lutje tek i Gjithëmëshirshmi, andaj shpërblimi meritor për ta, nga Allahu, është Xheneti me bukuritë e tij magjepsëse.

- Ndërsa ajetet (18-22) flasin për shpërblimin e besimtarëve dhe për ndëshkimin e jobesimtarëve, duke vërtetuar edhe një herë se nuk mund të jenë të barabartë e as njësoj ata që besojnë dhe mohuesit e Njëshmërisë.

- Ajetet (23-25) të kësaj sureje flasin për Musanë a.s., të dërguar te beni-israilët me librin e shenjtë, Tevratin, i cili ishte udhëzim për ta nga Allahu xh.sh.. Përmendja e Musait a.s. dhe e Tevratit ndërlidhet ngushtë me shpalljen e Kuranit si libër i fundit hyjnor, i cili përmban udhëzim për mbarë njerëzimin e jo vetëm për një popull të caktuar.

- Kjo sure e bekuar përfundon me ajetet (26-30), në të cilët po ashtu përmenden disa argumente lëndore, siç është zbritja e shiut në tokat të cilat i ka pllakosur thatësia e të cilat pastaj gjallërohen me bimësi e gjelbërim. Në fund edhe një herë ripohohet se Ringjallja do të ndodhë, se është e pashmangshme, ndërsa atij që nuk i përgatitet kësaj Dite të fundit, asgjë nuk do t'i vlejë për Ahiret, madje as imani i pohuar nga zori në çastet e Kiametit. (- vijon -)

*1. Fethul Kadir, vëll. IV, f. 324. 2. Ibn Ashur, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXI, f. 204 3. Besairu dhevi-t-temjiz, vëll. I, f. 373. 4. Et-Tahriru ve-t- Tenviru, vëll. XXI, f. 204. 5. Dr. Munire ed-Devserij, Esmau suveri-l Kuran ve fedailuha, f. 309; El-Bukai, Nadhmu-d-durer, fi tenasubil-l ajati ve-s-suver, (15/222). 6. Tirmidhiu, Es-Sunen - (5/165) 7. Dr. Muhamed Abdurrahman esh-Shaji'ë, Esmau suveri-l Kuran, Rijad, 2011, f. 109; Hadithi është i kategorisë 'sahih', e transmetojnë Buhariu (891); Muslimi (879); Tirmidhiu (2/16), nr. (519); Nesaiu (2/159). Të njëjtin hadith nga Ibn Abbasi e transmeton edhe Abdurrezak es-San'ani, në Musannef, vëll II, f. 203. 8. Transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij. Kreu mbi namazin (1/213). 9. Sahihu-l Buhari (6/31). 10. Esmau suveri-l Kuran ve fedailuha, f. 311. 11. Besairu dhevi-t-temjiz, (1/373). 12. Imam Sujutiu, El-Itkan, (1/173). 13. Ed-Darimij, El-Musned, kreu: Vlera e sureve: "Tenzil es-Sexhde" dhe "Tebareke", vëll. II, f. 454; Esmau suveri-l Kuran ve fedailuha, f. 313. 14. Esmau suveri-l Kuran, f. 109; Besairu dhevi-t-temjiz, (1/373); Ruhu-l Meani, vëll. XXI, f. 115. 15. El-Bukai, Mesaidu-n-nedhar li-l ishrafi ala mekasidi-s-suver, Rijad, 1987, (2/359). 16. Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabi-l Iman (2/465). 17. Hadith 'sahih'. Buhariu (891); Muslimi (879); Tirmidhiu (2/16), nr. (519); Nesaiu (2/159). Të njëjtin hadith nga Ibn Abbasi e tranmseton edhe Abdurrezak es-San'ani, në Musannef, vëll II, f. 203. 18. Grup autorësh, Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VI, f. 47. 19. Hadith 'hasen'. Imam Ahmedi (3/40); Darimiu (3411); Tirmidhiu (2892); Hakimi në El-Mustedrek (2/412) me konstatimin: hadith'sahih' sipas kushteve të Muslimit. 20. Fet'hul Kadir, vëll. IV, f. 324. 21. Ruhul Meani, vëll. XXI, f. 116. 22. Fet'hul Kadir, vëll. IV, f. 324. 23. Ibn Durejs, f. 100 (Hadithi është hadith 'mursel' sepse Ibn Rafië nuk e ka dëgjuar drejtpërdrejt nga i Dërguari i Allahut, por Imam Dhehebiu e ka cilësuar atë si njeri të besueshëm. Isnadi i këtij transmetimi është 'hasen'); Shih edhe: Mesaidu-n-nedhar, (2/364). 24. El-Kitabul xhamiu... ff. 175-176; Hadithi është i kategorisë "hasen", ndërsa e transmetojnë Tirmidhiu (3570) dhe Hakimi (1/316-317), i cili ndër të tjera thotë se ky hadith është "sahih" sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse ata të dy nuk e kanë transmetuar. 25. Sahihul Buhari, hadithi nr. (4779), vëll. VI, f. 319; Sahihu Muslim hadithi nr. (2824), vëll. 4, f. 2174. Shih edhe: Esmau suveri-l Kurani ve fedailuha, f. 315. 26. Imam Sujutiu, Esraru tertibi-l Kuran, Kajro 1978, ff. 125-126.*

Shejh Muhamed El-Gazali

# Ma vërtetuat mendimi tim që kisha për ju ateistët!

Një debat i gjatë ndodhi mes meje dhe mes një ateisti, duke mbajtur veten dhe duke duruar, derisa shoi gjithçka kishte prej shpifjeve dhe me argumente të qarta largoi çdo dyshim që i rridhte.

Më tha: Nëse Allahu e ka krijuar botën, atëherë kush e ka krijuar Allahun!?

I thashë: Siç duket, ti me këtë pyetje apo me këtë kundërshtim, vërteton, se patjetër çdo gjë duhet të ketë krijues!!

- Mos u sill poshtë e lart. Përgjigju pyetjes!

- Nuk po sillem poshtë e lart. Ti mendon se bota nuk ka krijues, d.m.th: Ajo ekziston vetvetiu, pa pasur nevojë për ekzistues (krijuesin e saj). Atëherë, përse pranon thënien se kjo botë ekziston vetvetiu që në zanafillë dhe habitesh me thënien e njerëzve fetarë: Allahu, i Cili ka krijuar botën, Ai nuk ka ekzistues (krijues) përpara Tij?!

Është e njëjta çështje; përse i beson vetes sate kur pohon diçka dhe përgënjeshtron të tjerët kur ata pohojnë diçka të tyren!?

Nëse të duket se Zoti që nuk ka krijues, është diçka mit, atëherë edhe bota pa krijues është mit gjithashtu, sipas logjikës sate, në rrugën e së cilës je!

- Ne jetojmë në këtë botë dhe e prekim ekzistencën e saj, kështu që nuk mund ta mohojmë atë!

- Kush ta ka kërkuar të mohosh ekzistencën e botës?!

Ne, kur hipim në makinë, anije apo aeroplan, që na mbartin në një rrugë të frikshme, pyetja jonë nuk është rreth ekzistencës së mjetit, por ajo është: A lëviz vetvetiu? Apo, atë e drejton shoferi syhapur!!

Pastaj, sidoqoftë, unë i kthehem pyetjes sate të parë, për të të thënë: Ajo është kundër teje, sepse unë dhe ti pranojmë ekzistencën e një ekzistuesi, që nuk mund të mohohet; për të cilin ti pretendon se ai nuk ka të parë (paraprijës) për të në raport me materien (lëndën), ndërsa unë mendoj se Ai nuk ka të parë (paraprijës) për Të në raport me krijuesin e vet.

Nëse kërkon të tallesh me ekzistuesin që nuk ka të parë (paraprijës) përpara tij, atëherë tallu me veten tënde përpara se të tallesh me fetarët.

- Ti mendon se supozimi mendor është prezent tek të dy grupet?

- Unë po zgjatem me ty për të zbuluar boshllëkun dhe pretendimin, tek të cilët mbështetet ateizmi dhe kaq, ndërsa supozimi mendor, ai nuk është i njëjtë për besimtarët dhe mohuesit.

Unë dhe ti, e shohim kështjellën e ndërtuar. Unë e shoh, pas një vështrimi perfekt, se inxhinieri e ka ndërtuar, ndërsa ti mendon se dërrasat, hekuri, gurët dhe boja janë vendosur në vendin e tyre e janë rregulluar për banorët e saj vetvetiu!

Dallimi mes dy vështrimeve tona ndaj gjërave është, se kur shohim satelitin artificial që sillet në hapësirë, ti thua: Është lëshuar vetvetiu, pa mbikëqyrës dhe pa prodhues, ndërsa unë them: Jo, atë e ka lëshuar mendja mbikëqyrëse dhe ideuese.

Supozimi mendor nuk është i njëjtë; ai për sa më përket mua, është



e vërteta pa të cilën nuk mund të bëhet; e për sa të përket ty, ai është e kota, në të cilën nuk ka dyshim për të. Mohuesit (jobesimtarët) e kohës sonë janë inteligjentë në fyerjet ndaj nesh, besimtarëve dhe na akuzojnë për çdo të metë, ndërkohë që veten e tyre e cilësojnë si të zgjuar, të përparuar dhe gjenialë.

Ne jetojmë në tokën e shtruar dhe nën qiellin e ndërtuar; zotërojmë mendje, me të cilën mundemi të hulumtojmë dhe të gjykojmë dhe me këtë mendje vështrojmë, nxjerrim përfundime, debatojmë, besojmë... dhe me këtë mendje refuzojmë imitimin e verbër, ashtu siç refuzojmë pretendimet boshe.

Nëse njerëzit tallen me të prapambeturit, adhuruesit e shkuar dhe i kritikojnë njerëzit për mendimet e tyre të ngurta, atëherë nuk është ndonjë gjë, që të tallen gjithashtu me ata, të cilët e vdesin (mbysin) mendjen në emër të shkencës; të tillët, për fat të keq janë masa e ateistëve!

Por, ne myslimanët, e ndërtojmë besimin tonë në Allah mbi bazën e zgjuarsisë mendore, veprimeve të opinioneve dhe i nxjerrim përfundimet logjike për argumentet e ekzistencës së Lartë nëpërmjet lëvizjeve të mendjes njerëzore në të gjitha anët e universit.

Në një faqe të vetme nga një sure e vetme prej sureve të Kuranit Famëlartë kam gjetur citim të detyrës së mendjes, ku merren tri pamje të njëpasnjëshme në shkallët e ngritjes.

Kjo është sureja "Ez-Zumer" dhe në fillim të saj ty të shfaqet lartësimi i çështjes së diturisë (shkencës) dhe mospërfilljes ndaj injorantëve:

"Thuaj: A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Me të vërtetë, mësim marrim vetëm të zotët e mendjes!" (Ez-Zumer, 9)

Pastaj, të vjen pamja e dytë, për të sqaruar se myslimani nuk është skllav i mendimit të ngurtë apo i një zakoni mbizotërues, por ai është njeri që peshon çfarë i ekspozohet përpara dhe zgjedh atë që është më faktike dhe më e dëlirë:

"Përgëzoji robërit (e Mi). Ata, të cilët dëgjojnë fjalën dhe pasojnë më të mirën e saj. Të tillët, janë ata, të cilët i ka udhëzuar Allahu dhe të tillët janë të zotët e mendjes". (Ez-Zumer, 17-18)

Më pas, për herë të tretë sillet përmendja e të zotëve të mendjes, në këtë kontekst, se ata janë njerëz të vështrimit në mbretërinë e Allahut, të cilët e studiojnë historinë e jetës në të gjitha anët e ndryshme të saj për të kaluar nga krijesat te Krijuesi:

"A nuk e shikon, se Allahu zbret shiun prej qiellit, e ai rrugëton burime-burime në tokë? Pastaj, përmes tij nxjerr bimësi me ngjyra të ndryshme; pastaj thahet dhe e shikon të zverdhur; pastaj atë e bën dushk! Me të vërtetë, në këtë ka rikujtim për të zotët e mendjes". (Ez-Zumer, 21)

Siç shihet nga këto tri pamje në këtë faqe të Shpalljes së Fundit, besimi është i shkëputur prej imitimit të verbër, vështrimit të mangët apo mendimit të dobët.

Ai e vë re shpikjen e Krijuesit te bimët, lulet dhe frutat. Se, si nga balta me erë shpërthejnë ngjyra të ndritshme apo të zbehta, që shpërndahen nëpër gjethe dhe degë, të mbushura me shpirt dhe



aromë. Pastaj, të gjitha këto i korr, për të qenë rroba e ushqim për njerëzit dhe kafshët; pastaj kashta dhe kalbësitjet kthehen përsëri rishtazi bimë me bukuri të reja e shije, që valëvisin arat e fushat, kush e krijoi gjithë këtë?!

Shoku ynë, sikur të ishte i dehur e nuk di çfarë thotë, tha: Toka e ka bërë gjithë këtë!

- Toka i ka urdhëruar retë të lëshojnë shiun, diellin të rrezatojë dhe gjethet e pemëve të depozitojnë karbonin?!

- Kam për qëllim tërë natyrën, në tokë dhe në qiell!

- Pjata me oriz në drekën apo darkën tënde, toka me qiellin dhe çfarë ka mes tyre kanë bashkëpunuar për të bërë çdo kokërr orizi? Atëherë, çfarë roli ka secili element në këtë krijim?

Kush është përgjegjës i bërjes së mollës të ëmbël dhe të specit djegës? A është dheu i tokës apo shiu i qiellit?

- Nuk e di! E, çfarë vlere ka kjo njohje!

A nuk e di, se kjo ka nevojë për mendje drejtuese dhe vullnet që ndan llojet?

Atëherë, ku e sheh mendjen, e cila krijon dhe vullnetin, i cili shfaqet në tokën djerr apo në valët e rrezeve?

- Bota është krijuar vetvetiu dhe ka evoluar sipas praktikës së zhvillimit dhe evoluimit, e nuk e dimë origjinën dhe as hollësitë!

Le ta shpjegoj se çfarë do të thuash!

Thoni: Dikur në kohë të vjetra e në periudhën dhe epokën e hershme ka ekzistuar një grup elementesh të verbra, që silleshin në hapësirën e universit, pastaj me kalimin e kohës dhe përplasjet e shumta, erdhi shansi i vetëm, që nuk përsëritet më kurrë, dhe u krijua qeliza e gjallë në formën e saj fillestare, pastaj filloi të shumohet dhe të rritet, derisa arriti këtë që shohim!

Kjo është ajo injoranca, të cilën ju e keni quajtur shkencë dhe nuk jeni turpëruar prej hiperbolizimit të dynjasë me të! Veprime matematikore të komplikuara thoni: Janë zgjidhur vetvetiu; gjallesa inteligjente dhe të mrekullueshme, pretendoni se ato kanë ardhur në jetë nga një shans i dhënë, që nuk përsëritet më kurrë! E gjitha kjo është arratisje prej besimit në Allahun e Madh!

Tha, me gjithë urrejtje, e të kishte Zot, sikur ju thoni, a do të ishte dynjaja e mbushur me gjithë këto tragjedi dhe dhimbje? Shohim pasurinë nëpërmjet së cilës kënaqen të pasurit, vështirësitë që bllokojnë të mençurit, fëmijët që sëmuren e vdesin dhe invalidë që jetojnë në zymtësi, etj.

I thashë: Ma vërtetuat mendimi tim që kisha për ju! Ateizmi juaj ka të bëjë me probleme psikologjike dhe probleme shoqërore më shumë sesa ka të bëjë me çështje mendore të rëndësishme!

Që në kohë të vjetra kanë ekzistuar njerëz që besojnë dhe njerëz që mohojnë sipas asaj që i godet prej vështirësive dhe lehtësive: "Ka njerëz, që e besojnë Allahun me hezitime, nëse e godet e mira, qetësohen me të, e, nëse e godet ndonjë sprovë, rikthehet në fytyrën e tij, humb dynjanë dhe ahiretin!" (El-Haxh, 11).

*Përktheu nga arabishtja dhe përshtati në shqip:* **Lavdrim Hamja**

Dr. Sedat Islami

# Efektet edukative të gjashtë shtyllave të besimit

Në përmbledhjen e Ibën Hibanit, respektivisht në kategorinë e parë të degëve ose tipareve të besimit të cilën ai e emërton si vepra të zemrës, hasim në gjashtë shtyllat e besimit, radhitja e të cilave në krye të kësaj liste flet edhe për rëndësinë që kanë.

Çfarë përfshijnë këto gjashtë shtylla të besimit dhe cila është rëndësia e tyre nga aspekti i kredos islame? Çfarë mund të përfitojë një besimtar nga shtyllat e besimit në forcimin e lidhjeve me Allahun? A mund ta ndërtojë besimtari personalitetin e tij duke iu referuar këtyre shtyllave dhe mësimeve të tyre?

Shtyllat e besimit janë përmendur në Kuran dhe Sunnet. Allahu xh.sh., thotë: "I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij..." (El Bekare, 285); "Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët..." (El Bekare, 177).

Pejgamberi a.s., siç qëndron në hadithin e Xhibrilit, kur është pyetur për Imanin, ka thënë: "Ta besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij, të Dërguarit e Tij, Ditën e Fundit dhe të besosh në çdo gjë që na ndodhë, e mirë apo e keqe, është e caktuar nga Allahu...[1]"Këto gjëra janë quajtur Iman (besim), ndërsa ai që beson në to është quajtur besimtar, sikur që mohimi i tyre është quajtur kufër dhe mohuesi i tyre kafir (jobesimtar). Në këto baza kanë ftuar të gjithë pejgamberët dhe askush pos ithtarëve të tyre nuk i ka besuar plotësisht dhe siç duhet[2].

Ndonëse këtu në këto tekste po i shohim shtyllat e besimit të përfshira të gjitha në një vend, në tekste tjera kanë ardhur në formë të përmbledhur, pra është përmendur vetëm besimi në Allahun ose besimi në Allahun dhe në Ditën e Fundit[3]. Pavarësisht kësaj, dijetarët janë deklaruar unanimisht se, nëse besimi nuk përfshin këto gjashtë shtylla, atëherë ai është i refuzuar. Pra, ta besosh një shtyllë të besimit e ta mohosh tjetrën nuk konsiderohet se ke besuar.

Po kështu nuk pranohet besimi as nëse brendapërbrenda shtyllës nuk është besuar ashtu siç kërkohet nga feja. Ta besosh Zotin por jo sipas përshkrimeve fetare, refuzohet. Në Kuran, në disa vende, Allahu xh.sh., e urdhëron Pejgamberin Muhammed a.s., tua kumtojë këtë formë besimi. Sa për ilustrim, po përmendim kaptinën El Ihlas, ku qëndron: "Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! 2. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. 3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. 4. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"." (El Ihlas, 1-4)

Imami Ebu Hanife ka thënë: 'Allahu nuk ngjason me askënd nga krijesat e Tij dhe askush nga krijesat nuk ngjason me Të.[4]'

Pra, duhet besuar sipas përshkrimeve në Kuran dhe Sunnet, ndryshe, besimi refuzohet. Të besosh engjëjt, por jo sipas përshkrimeve fetare, refuzohet[5]. Ta besosh një libër e jo tjetrin, ose një pejgamber e jo tjetrin, refuzohet[6]. Të besosh se dikush tjetër pos Allahut ka ndikim në përcaktim (kader) është e papranueshme. Të parët kanë thënë: Kush e beson Allahun por jo edhe kaderin, nuk ka besuar[7]. Ta besosh vdekjen por jo ringjalljen dhe as Xhenetin dhe Xhehenemin është e papranueshme.

Pra, ajo që kërkohet prej nesh është që t'i besojmë të gjitha shtyllat e fesë dhe t'i besojmë përmbajtësisht sipas asaj që na mëson feja.

## Efektet edukative të gjashtë shtyllave të besimit

Koncepti për besimin në Islam është i veçantë për shkak të reflektimit të tij pozitiv në jetën dhe veprimtarinë e besimtarëve. Për shpirtin është sikur uji për tokën, për sjelljet dhe moralin është sikur kurora mbi kokë. Besimi është fuqi e cila e bën besimtarin të vazhdojë rrugëtimin e jetës pavarësisht se sa shumë stuhi mund ta godasin, sa shumë rreziqe mund t'i paraqiten, sa shumë pengesa mund t'i shfaqen...

Shpjegimet në vazhdim do ta vërtetojnë këtë rol dhe rëndësi të besimit në jetën e besimtarit.

### Besimi në Allahun e madhëruar dhe efektet e tij edukative

Besimi ka rëndësi të pazëvendësueshme në jetën e besimtarit. Kjo për faktin se ai, para së gjithash, deshifron sekretin e ekzistimit të njeriut në këtë botë. Allahu xh.sh., thotë: "Xhindët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë." (Edh Dharijat, 56)

Pra, ardhja jonë këtë botë lidhet me besimin në Allahun. Ne ekzistojmë sepse Allahu na ka krijuar dhe ne ekzistojmë për ta adhuruar Atë. Çdo devijim nga kjo rrugë na zbret në nivele të atyre që nuk jetojnë për qëllime të larta e fisnike por për qëllime të ulëta e të liga[8].

Besimi në Allah nënkupton besimin në cilësitë e përsosura të Allahut xh.sh. Kjo ka rëndësinë e vet edukative sepse tek besimtari i sinqertë ngjallë ndjesinë e vetëvëzhgimit[9]. Ai që e di se Allahu e di

dhe sheh çdo gjë që thotë e vepron, sigurisht se do të largohet nga mëkatet. Allahu xh.sh., thotë: "...Ta dini se Allahu e di ç'ka në zemrat tuaja, andaj ruajuni prej Tij...." (El Bekare, 235)[10]

Në hadithin e Xhibrilit a.s., gjegjësisht në pyetjen e tij drejtuar Pejgamberit Muhamed a.s., për ihsanin ose shkallën më të lartë të besimit dhe fetarisë, Pejgamberi a.s., i dha këtë përgjigje: "Ta adhurosh Allahun sikur je duke e parë sepse, nëse ti nuk e sheh, Ai të sheh ty!"[11]

Dimension tjetër i personalitetit të gdhendur nga besimi është të qëndruarit stoik dhe i pathyeshëm në Rrugën e Allahut. Pra, ai që beson fuqishëm, ndërton një personalitet të fuqishëm. Të formohesh duke besuar në Allahun, d.t.th. të formohesh krenar, guximtar, me dinjitet. Do të doja ndërsa flasim për këtë dimension edukativ të besimit të sjellim ndërmend këtë dialog të Ibrahimit a.s., njeriut me vlerë të një ymeti të tërë, me idhujtarët, të cilët e polemizuan rreth Zotit: "Po si t'iu frikësohem atyre që ia bëni ju shokë, kur ju nuk frikësoheni që i bëni shok Allahut..." (El En'amë, 81) [12]

Këtë guxim për një përballje me idhujtarë injorant por armiqësor e agresivë e prodhon vetëm besimi në Allahun. Si mund të mos jetë ky besim kur ai lidhet për Krijuesin, Atij që ka krijuar çdo gjë dhe në dorën e të Cilit është çdo gjë. Sejid Kutbi, duke e interpretuar ajetin në fjalë, ka thënë: Kjo është logjika e besimtarit që ka besë në Allahun, besimtarit që ka kuptuar të vërtetat e kësaj ekzistence. Nëse dikush duhet të frikësohet, nuk është Ibrahimi a.s., dhe as besimtari që i dorëzohet Allahut dhe vazhdon rrugën, sepse nuk ka kuptim të kesh frikë zota të dobët dhe të paaftë...Kush do të duhej ta ndiente veten të sigurt, ai që beson në Allahun dhe i mohon idhujt apo ai që beson në idhuj dhe e mohon Allahun? Po të kishin dije dhe të kuptonin sado pak, kush do të duhej të ndihej i sigurt në këtë situatë? [13]

Përgjigja e Sejid Kutbit vazhdon, për të na shpalosur një dimension tjetër të rëndësisë së besimit në Allahun, atë të udhëzimit. Pasi që përmend se kush duhet ta ndiejë veten të sigurt, Sejjid Kutbi shpjegon se përgjigja vjen në ajetin vijues: "Do të jenë të sigurtë ata të



cilët besojnë dhe besimin e tyre nuk e veshin me mizori; edhe ata janë të përudhur." (El En'amë, 82), për kuptimin e të cilit thotë: 'Ata që kanë besuar dhe që kanë qenë të dëlirë e pastër në raport me Të, duke mos i përshkruar ortakëri në asgjë, për ta është siguria dhe ata janë të udhëzuarit.'[14]

Pra, të besosh në Allahun, d.t.th., të jesh i udhëzuar në rrugën e drejtë.

Besimi në Allahun ka edhe dimensionin shoqëror. Pra, ai arrin besimtarin ta shndërrojë në një qytetar produktiv. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Nuk ka besuar plotësisht ai që vëllait nuk ia do atë që e do për vete.[15]"

Sigurisht, ka dhe shumë mësime tjera edukative që mund të përfitohen nga besimi në Allahun xh.sh., madje një vepër e veçantë nuk do të mund t'i përmblidhte, por këto që përmendëm ishin vetëm sa për orientim dhe ilustrim.

## Besimi në engjëjt dhe efektet e tij edukative

Besimi në engjëj ka rëndësi të madhe edukative. Në përshkrimet që iu janë bërë engjëjve në Kuran dhe Sunnet, zbulohen elemente të cilat lidhjen dhe raportet me engjëjt i ngritin deri në nivele shëmbëlltyre. Pejgamberi a.s., i mësonte besimtarët që të ndiqnin praktikat e engjëjve. P.sh., për të rreshtuar safat gjatë faljes, iu thoshte: "A nuk do të rreshtoheni siç rreshtohen engjëjt tek Zoti i tyre?!"[16]

Nga këtu engjëjt janë shembull për ne, veçmas në fushën e adhurimit. Në Kuran, në disa vende, Allahu xh.sh., e përmend adhurimin e përkryer të tyre. Thotë Allahu xh.sh: "Po nëse ata (kufarët) janë kryeneç (e nuk bëjnë sexhde), atëherë ata që janë pranë Zotit tënd (engjëjt më të lartë), Atij i bëjnë tesbih natën e ditën dhe ata nuk mërziten prej adhurimit." (Fussilet: 38)[17]

Ka dhe një dimension tjetër edukativ të adhurimit të engjëjve, modestinë në dije dhe adhurim. Ndonjëherë, duke mësuar për fe dhe duke e adhuruar Allahun xh.sh., mund të na krijojmë përshtypjen gabimisht se kemi mësuar mjaft e kemi bërë adhurim shumë. Pra, të mashtrohemi e të humbasim. Nëse marrim model engjëjt, atëherë nuk rrezikojmë prekjen nga kjo e metë e shpirtit. Shih si i përgjigjen Allahut xh.sh., për dijen e tyre: "(Engjëjt) Thanë: "Ti je i pa të meta, ne nuk kemi dije tjetër përveç atë që na mësove Ti. Vërtetë, Ti je i gjithëdijshmi, i urti!"." (El Bekare, 32)

Po kështu në Ditën e Llogarisë, ndërsa vendoset mizani (peshorja e veprave), engjëjt do të thonë: Kujt do t'ia peshojnë veprat? Kujt të dua nga krijesat e Mia- përgjigjet Allahu. Atëherë engjëjt thonë: I pastër nga të metat je o Allah, nuk të kemi adhuruar siç e ke merituar! [18]

## Besimi në librat hyjnorë dhe në pejgamberë dhe efektet e tij edukative

Librat e shpallur nga qielli dhe dërgimi i Pejgamberëve kanë qëllim primar udhëzimin e njeriut në rrugën e drejtë. Ja si e përshkruan Allahu shpalljen e Librave dhe dërgimin e Pejgamberëve: "Juve ju erdhi erdhi nga Allahu dritë, dhe libër i qartë. Allahu e vë me atë (me Kuranin) në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dritë dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë." (El Maide, 15-16)

Për shkak të rëndësisë që kanë, Allahu xh.sh., shpalljet hyjnore i ka quajtur shpirt[19]. Nëse ne i përmbahemi atyre kemi gjetur sekretin e jetës së vërtetë, jetës së lumtur, jetës në rrugën e drejt. Për këtë shkak, Muhamedi a.s. Kuranin, si shpalljen përmbyllëse, e ka përshkruar si udhërrëfyes që i garanton shpëtimin besimtarit: "Ua kam lënë dy gjëra të cilave nëse i përmbaheni nuk do të devijoni: Librin e Allahut dhe Sunetin tim... [20]"

Dërgimin e Pejgamberëve, Allahu xh.sh., e ka përshkruar si mision për ta njohur Atë. Roli dhe detyra e Pejgamberëve është që njerëzve t'ua përcjellin atë që kanë nevojë më së shumti për të, besimin në Allah[21].

Nevoja jonë për pejgamberët dhe mësimet e tyre ka rëndësi të pastrimit dhe rregullimit të zemrave tona, të ndriçimit të shpirtrave tanë, të udhëzimit të mendjeve tona. Ne kemi nevojë për pejgamberët që ta dimë kahen që duhet ndjekur në jetën tonë, që t'i dimë raportet që duhet krijuar me jetën dhe Krijuesin e jetës. Ne kemi nevojë për pejgamberë që të mos lajthisim[22].

## Besimi në kader dhe efektet e tij edukative

Besimi në kader nuk shpërfaq dobësinë e besimtari, përkundrazi dr. Salabi, në një artikull përkitazi me efektet e besimit në kader, numëron këto efekte, përmbledhja (e parafrazuar) e të cilave është si më poshtë[23]:

Qasja punëve të mëdha. Besimi në kader është forcë shtytëse, motiv, element që nxit besimtarin për të punuar. Ku mund të gjejmë shembull më të mirë për këtë se shembullin e gjeneratave të para të cilat realizuan suksese gjigande për një afat të shkurtër kohor...

Eliminimi i përtacisë dhe pasivitetit. Disa kanë kuptuar gabimisht se, përderisa nuk ndodhë asgjë pos asaj që Allahu e ka shkruar, atëherë puna dhe angazhimi ynë nuk kanë rëndësi. Ky pasivitet dhe negativitet nuk ka të bëj me Islamin asgjë. Argument kemi angazhimin e Pejgamberëve, të cilët sigurisht se e kanë njohur fenë më mirë se sa ne. Andaj, derisa ata janë angazhuar, atëherë besimi në kader nuk nënkupton assesi dembelinë dhe përtacinë por punën dhe angazhimin e pandalshëm.

Vendosmërinë dhe guximin për tu përballur me të keqen. Besimi në kader e forcon besimtarin për tu ballafaquar me të kotën dhe për t'i dalë përpara të keqes dhe padrejtësisë. Kjo për shkak se frika që zakonisht i bën njerëzit të tërhiqen nga ballafaqimi me të kotën ka të bëjë me furnizimin dhe jetën. Pra, njerëzit kanë frikë se mund të varfërohen ata ose familjet e tyre apo edhe të mbyten andaj preferojnë të heshtin e shpeshherë edhe të pajtojnë formalisht me të keqen. Besimi se furnizimi dhe jeta janë të përcaktuara prej Allahut bëjnë që kjo frikë të mos ekzistojë tek besimtarët e sinqertë.

Durimi në rast fatkeqësish. Besimi në kader ndikon që besimtari të ballafaqohet me sprovat fuqishëm dhe pa u thyer. Besimi në raste të tilla është ilaçi më me efekt dhe ngushëllimi më i sinqertë.

Pajtimi me atë që posedon. Besimi në kader e bën besimtarin të pajtojë me atë që i është dhënë dhe rrjedhimisht të mos i ketë zili të tjerët që Allahu u ka dhënë më shumë.

Krenaria në parashtrimin e kërkesave dhe nevojave. Besimtari nuk është lypës dhe nuk ia ekspozon veten njerëzve që për pak gjë do të poshtëronin. Ai është mësuar nga Pejgamberi a.s., që kur të lyp, të lyp nga Allahu xh.sh.

Rahatia shpirtërore të cilën e arrin si rezultat i besimit se çdo gjë është e caktuar nga Allahu. Për të mirën, falënderon, për të keqen, duron. Kështu, qetësia shpirtërore që përjeton besimtari, është e pakrahasueshme.

## Besimi në ditën e fundit dhe efektet e tij edukative

Besimi në Ditën e Fundit përfshin besimin nga vdekja dhe çdo gjë që vjen më pas. Tekstet Kuranore dhe profetike na shpalosin mësime të shumta edukative. Me këtë rast do të donim të përmendim diç përkitazi me vdekjen për ta parë se si ndikon ajo tek besimtari. Vdekja është e frikshme në shikim të parë por nëse trajtohet siç duhet ajo mund të shërbejë si motivuese, si një element vetëzhvillues i madh. Në një studim jo të zakonshëm të universitetit të Arizonës të publikuar në vitin 2016 në Journal of Sport and Exercise Psychology janë gjetur e provuar lidhje të vërteta ndërmjet rritjes së performacës së njeriut në fusha të ndryshme dhe meditimit rreth vdekjes. Kur të meditosh rreth vdekjes dhe rreth asaj se puna që je duke bërë mbase mund të jetë e fundit në jetën tënde, atëherë vepra që je duke e bërë do të jetë më e suksesshme dhe më e përsosur. Kjo i shtyri ekspertët dhe shkencëtarët që meditimin rreth vdekjes ta aplikojnë si formë motivimi tek sportistët, atletët, biznesmenët dhe studentët. Pejgamberi ynë i dashur, Muhammedi a.s. në një prej thënieve të tij na udhëzon ta përdorim pikërisht meditimin rreth vdekjes si formë të përsosjes së namazit. Ja çfarë na mëson: "Kur të çohesh për tu falë, përkushtohu sikur po falesh për herë të fundit (në jetën tënde)!"[24]

Pra, vdekja na inspiron për t'i bërë gjërat më së miri, në formën më të përsosur, meqë mund të mos kemi mundësi për t'iu kthyer prapë.

1. Hadithin e shënojnë Buhariu në Sahih, nr. 50; 4777, dhe Muslimi në Sahih, nr. 8; 9; 10. Teksti sipër është i Muslimit. 2. Shih: Ibn Ebi el-Izz, Sherhu el-akideti et-tahavijeh, vep. cit., 2/454-455. 3. Shih sa për ilustrim ajetet 62, 126, 228, 232, 264, nga kaptina El Bekare. 4. Cituar sipas: Ibn Ebi el-Izz, Sherhu el-akideti et-tahavijeh, vep. cit., 1/178. 5. Shih kaptinën Saffat, ajetet 151-157, si i gjykon Allahu xh.sh., shpifjet se kinse engjëjt qenkan vajzat e Tij. I pastër është Allahu nga përshkrimet e shpifura! 6. Shih kaptinën El Hixhr, ajetin 80: "Edhe banorët e Hixhrës (fisi Themud), i quajtën të dërguarit për gënjeshtarë." Megjithëqë ata e kishin një pejgamber u konsideruan si mohues të të gjithë Pejgamberëve sepse, siç thotë Ibn Kethiri, 'kush e mohon një pejgamber, i ka mohuar të gjithë.' Shih: Ibn Kethir, Tefsir el-Kurani el-Adhim, vep. cit., 2/1554. Shih po kështu: Umer Sulejman el-Eshkar, Err-rrusul ve err-rrisalat, (Jordani: Dar en-nefais li en-neshri ve et-teuzië, ed. 9, 2000), f. 16; 24-25. 7. Shih: Ibn Ebi el-Izz, Sherhu el-akideti et-tahavijeh, vep. cit., 1/384. 8. Shih: Kurani: Muhammed: 12. 9. Vetëmbikëqyrja ose vetëvëzhgimi (ar. el-murakabe) është koncept fetar përkitazi me një gjendje të lartë shpirtërore në të cilën robi ndjen vëzhgimin nga Zoti në çdo veprim të tij, andaj edhe kujdeset maksimalisht që të bëjë vetëm të mira. Ibn Kajjimi në Medarixh es-salikinë e definon si "dije dhe bindje të përhershme të robit se Allahu i Lartmadhëruar di sekretet dhe punët e tij të dukshme." Ibn Kajjim el-Xheuzijje, Muhammed b. Ebi Bekr. Medarixh essalikine bejne menazili ijjake na'budu ve ijjake nestein. Ver. Muhammed el-Mu'tesim Bilah Bagdadi. (Bejrut: Dar el-kitab el-arabij, 1996, ed. 3). 2/65. 10. Shih po kështu: Kurani: Al Imran: 5; Ahzabë: 52; Gafir: 19; Hadid: 4. 11. Hadithin e shënojnë Buhariu nr. 50, dhe Muslimi, nr. 8. 12. Për guximin dhe krenarinë që dhuron besimi në Allahun shih edhe ajetet 27 nga

Mr. Sci. Florim Mellova

# Vlera e leximit të Kurani-Kerimit

"Kurani është të folurit e Allahut, është mrekulli, shpallur Muhamedit alejhi salatu ve selam, shkruar në mushafe, i transmetuar me besnikëri, kurse edhe vetëm leximi i tij është ibadet, fillon me suren "El Fatiha" dhe përfundon me suren "En Nas"

## Ç'është Kurani?

"Kurani është të folurit e Allahut, është mrekulli, shpallur Muhamedit alejhi salatu ve selam, shkruar në mushafe, i transmetuar me besnikëri, kurse edhe vetëm leximi i tij është ibadet, fillon me suren "El Fatiha" dhe përfundon me suren "En Nas"".

Allahu thotë: "…Dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë, sepse Ne do të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë". (El Muzemil 4-5)

"Sigurisht, ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, ne do ta ruajmë atë". (El Hixhr 9) "Ata që lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe nga begatitë, që ne u kemi dhënë, japin fshehtazi e haptazi, ata shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet. Që Ai (Allahu) do t'u plotësojë shpërblimin e tyre e edhe do t'u shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë mirënjohës". (Fatir 29-30)

Othmani Ibn Afani r.a.. transmeton se Muhamedi a. s. ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson për vete Kuranin dhe ua mëson atë edhe të tjerëve". (Buhariu dhe Muslimi)

Ajsheja r.a. transmeton se Muhamedi alejhi salatu ve selam ka thënë: "Ai që lexon rrjedhshëm Kuranin është bashkë me melaqet e nderuara, ndërsa ai që e lexon Kuranin me vështirësi, ngaqë nuk i zotëron mirë rregullat, ka dy shpërblime". (Buhariu dhe Muslimi)

Ebu Dherr El-Gifar radijallahu anhu transmeton: "Thashë, o i Dërguari i Allahut, më këshillo? Tha: Të këshilloj ta kesh frikë Allahun se kjo është gjëja kryesor. Thashë: Më shto: Tha: Lexoje shumë Kuranin, sepse ai është nur për ty në tokë e krenari për ty në qiell". (Ibn Hiban)

Abdullah Ibn Abasi r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Ai që nuk ka në zemër asgjë nga Kurani, është porsi një shtëpi e shkatërruar". (Sahih, Tirmidhiu)

Muhamedi alejhi salatu ve selam ka thënë: "Ata që e lexojnë Kuranin janë të dashurit e të zgjedhurit e Allahut". (Nesaiu dhe Ibn Maxhe)

Abdullah Ibn Mesudi radijallahu anhu transmeton se Muhamedi alejhi salatu ve selam ka thënë: "Me të vërtetë Kurani është banketi (ku ka mirësi të shumta) i Allahut. Mësoni prej tij sa të mundeni. Me të vërtetë ky Kuran është litari i Allahut



i cili është tepër i fortë dhe kurrë nuk këputet, është dritë e qartë, është shërim i dobishëm, është mbrojtje për atë që kapet pas tij, është shpëtim për atë që e ndjek. Kuranit kurrë nuk i shterojnë misteret, lexojeni sepse Allahu ju shpërblen me mirësi kur e lexon atë me dhjetë sevape për çdo germë". (Sahih, Hakimi)

Ebu Musa El-Esh'ari r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë:

a.) Shembulli i besimtarit i cili lexon Kuranin është si shembulli i portokallit që ka aromë të mirë dhe shije të këndshme,

b.) Shembulli i besimtarit i cili nuk e lexon Kuranin është si shembulli i hurmës që shijen e ka të mirë, por nuk ka aromë,

c.) Shembulli i mynafikut që lexon Kuran është si basili që aromën e ka të mirë por shijen e ka të keqe,

d.) Shembulli i mynafikut që nuk e lexon Kuranin është si shembulli i Handhales (pemë e egër) që shijen e ka të keqe dhe nuk ka as aromë". (Buhariu dhe Muslimi)

Ebu Hurejra r.a. ka thënë: "Në atë shtëpi ku lexohet Kurani, jeta ka gjallëri, shtohet mirësia dhe prezantojnë melaqet dhe largohen shejtanët. Ndërsa në atë shtëpi ku nuk lexohet Kurani, vështirësohet jeta, pakësohet hairi, largohen melaqet dhe prezantojnë shejtanët".

Hasani r.a. ka thënë: "Nuk ka pasuri ai që është larg Kuranit dhe nuk ka varfëri ai që është i lidhur me Kuranin". Ndërsa për ata që e harrojnë Kuranin, Muhamedi alejhi salatu ve selam ka thënë: "Ai që e mëson Kuranin pastaj e harron atë, do të vijë Ditën e Gjykimit me duar të prera". (Ebu Davud)

## Dobia e Kuranit për botën tjetër

Ebu Umame El-Bahili transmeton se Muhamedi alejhi salatu ve selam ka thënë: "Lexojeni Kuranin, sepse ai do të vijë ndërmjetësues në Ditën e Gjykimit për ata që e kanë lexuar". (Muslimi); Gjithashtu ka thënë:

"Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për njeriun Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: O Zot, unë e ndalova atë nga ushqimi e pija gjatë ditës, më ndërmjetëso mua për të. Ndërsa Kurani thotë: O Zot, unë e ndalova nga gjumi natën, më ndërmjetëso mua për të, dhe që të dy ndërmjetësojnë". (Imam Ahmedi)

Ebu Umame tregon se Muhamedi alejhi salatu ve selam i ka nxitur për mësimin e Kuranit, pastaj u ka folur për vlerat e tij e ka thënë:

"Kurani do të vijë Ditën e Gjykimit tek ai që e ka lexuar atëherë kur ka më së shumti nevojë. Do t'i vijë atij me pamjen më të bukur dhe do t'i thotë: "A më njeh mua? Ai i thotë: "Kush je ti? I thotë: "Unë jam ai që ti e doje, e nderoje, rrije zgjuar me mua, e gjalleroje ditën me mua. Ai thotë: "Ndoshta ti je Kurani" Pastaj paraqitet para Allahut të Madhëruar, i Cili i jep mbretërinë nga e djathta, përjetësinë nga e majta, i vendoset kurora e mbretërisë mbi kokë, dhe prindërit e tij myslimanë veshin rroba tepër të bukura dhe thonë: "Prej nga i kemi këto të mira ndërkohë që ne nuk i kemi bërë me punët tona? I thuhet: "Për shkak të djalit tuaj i cili ka lexuar Kuranin dhe juve ju është dhënë kjo".

Abdullah Ibn Mesudi radijallahu anhu ka thënë: "Kurani është ndërmjetësuesi që ndërmjetëson dhe e vërteta që të pastron. Kush e merr si prijësin e vet duke e lexuar e praktikuar do ta udhëzojë drejt e në Xhenet, dhe kush e lë pas shpine duke mos e lexuar dhe duke mos punuar me të, do ta shtyjë drejt e në Xhehenem".

Abdullah Ibn Amër Ibn Asi r.a. transmeton nga Muhamedi alejhi salatu ve selam se ka thënë: "I thuhet lexuesit të Kuranit: lexo dhe ngrihu, lexo siç lexoje edhe në dynja, sepse grada jote do të jetë deri në ajetin e fundit që do të lexosh". ( Sahih, Tirmidhiu dhe Nesaiu)

## Si e lexuan Kuranin sahabët, shokët e Muhamedit a.s.?

Allahu xh.sh për vlerën e sahabëve thotë: "Ju jeni ymeti (populli) më i mirë se të tjerët që janë paraqitur ndonjëherë. Urdhëroni për të mirë dhe ndaloni nga e keqja dhe besoni në Allahun..." (Ali Imran 110) Sahabët e lexonin Kurani shumë dhe kanë thënë: "E mësonim imanin (besimin) para se ta mësonim Kuranin e, kur e mësonim Kuranin, na shtohej imani".

Ibn Ebu Davud transmeton për sahabët se disa prej tyre e bënin Kuranin hatme (e lexonin nga fillimi deri në fund):

1. Në çdo dy muaj,
2. Disa të tjerë në çdo muaj,
3. Disa të tjerë në çdo 10 (dhjetë) ditë,
4. Disa të tjerë në çdo 8 (tetë) ditë,
5. Disa të tjerë në çdo 7 (shtatë) ditë,
6. Disa të tjerë në çdo 6 (gjashtë) ditë,
7. Disa të tjerë në çdo 5 (pesë) ditë,
8. Disa të tjerë në çdo 4 (katër) ditë,
9. Disa të tjerë në çdo 3 (tri) ditë,
10. Disa të tjerë në çdo 2 (dy) ditë,
11. Disa të tjerë në çdo ditë,
12. Disa të tjerë një hatme natën, një hatme ditën,
13. Disa të tjerë 3 (tri) hatme, për një natë dhe një ditë,
14. E disa të tjerë bënin 8 (tetë) hatme, 4 (katër) natën dhe 4 (katër) ditën.

Prej atyre që e kanë lexuar hatme Kuranin për çdo natë dhe çdo ditë, njihen: Othmani radijallahu anhu, Temim Ed-Dari radijallahu anhu, Seid Ibn Xhubejr, Muxhahidi, Imam Shafiu, … e disa të tjerë. Një dijetar ka thënë: "Për ta vlerësuar një njeri sa e do Allahun, shikoje sa po lexon Kuran!" Thuhet: "Kërkojeni ëmbëlsinë e imanit në tri gjëra: Në namaz, në dhikër dhe në leximin e Kuranit. Nëse nuk e gjeni ëmbëlsinë, dijeni se derën tek Allahu ende e keni të mbyllur".

Mustafa Esh-shuka'a & Muhamed Ebu Zehra

# Imam Malik ibn Enesi

Imam Maliku është i lindur në vitin 93 hixhri në qytetin Medinë të Arabisë Saudite. Ai qysh në fëmijërinë e tij fillon të thellohet në dituri, kjo nuk ka çka na habit, ngase babai, axhallarët, gjyshërit e tij, të gjithë thuajse kishin qenë ngushtë të lidhur në dituri, mu nga kjo frymë e diturisë gjejmë Imam Malikun, i cili gjen interesim të veçantë qysh nga vitet e hershme të tij.

Ai rrjedh nga një familje arabe nga Jemeni i sotëm, familja e tij qysh në kohën e gjyshit të tij kishte emigruar dhe kishte zënë vend në qytetin Medinë. Si shkak kryesor që kishte bërë Imam Malikun t'i rrekej diturisë ishin pa dyshim paraardhësit e tij. Gjithashtu vetë prezenca dhe jeta e tij në qytetin e të Dërguarit Muhamed a.s. në Medinë, e cila ishte vatër e diturisë, vend i stërmbushur me dijetarë, bëri që Imam Maliku të gjejë interesim të veçantë në dituri. Babai i tij Enesi ishte shigjetar (ndreqës i shtizave), mirëpo megjithëatë ai zinte vend të veçantë në shkencën e Hadithit, dhe ishte njëri nga ata, nga të cilët i biri i tij Maliku kishte transmetuar hadithe, çka do të thotë se ai ishte me plotë kuptimin e fjalës dijetar.

## Imam Maliku dhe vijimi i mësimeve në qytetin e Medinës

Nga ajo që gjejmë rreth jetës së Imam Malikut është se ai pothuaj tërë jetën e tij e kishte kaluar në qytetin e Medinës. Ai kishte emigruar shumë pak, vetëm atëherë kur ishte i obliguar, si p.sh gjatë vizitës së Qabesë së shenjtë në kohën e haxhit apo në umre (vizitën e qabesë jashtë kohës së haxhit), nuk gjejmë se e pëlqente udhëtimin si nxënësi i tij Imam Shafiu, apo si bashkëkohësi i tij Imam Ebu Hanife. Ai e ka parë të mjaftueshme jetën dhe prezencën e tij në qytetin e Medinës, në qytetin e profetit Muhamed a.s., ku edhe është i varrosur. Në vitet e hershme të Imam Malikut qyteti i Medinës ishte i stërmbushur me dijetarë tabiinjë (pasuesit e shoqëruesve të Pejgamberit a.s.), të cilët për vendmësim gjenin xhaminë e Pejgamberit a.s.. Njeriu mund të shihte në të gjitha anët e xhamisë grupe nxënësish, në secilin nga ato grupe gjendej një nga dijetarët si shembujt e Rrebia ibnu ebi abdu Rrahman, ibnu Hirmez, Nafiu, ibnu Shihab Zuhri, Muhamed ibnu Munkedir, Xhafer Sadik ibnu Muhamed Bakir, mu aty shoqërohej Imam Maliku dhe vijonte mësimet. Qyteti i Medinës vizitohej nga grupe njerëzish të cilët vinin nga vende të ndryshme për të kryer obligimin e haxhit, vinin dhe vizitonin varrin e të Dërguarit a.s.. në Medinë. Mu në këto raste Imam Maliku njihej me njerëz dhe me gjendjen e tyre, nga ta mësonte Fikhun dhe lëmenjtë e tjerë të fesë.

## Rrethanat kohore në të cilat jetoi Imam Maliku

Ky Imam kishte lindur në kohën kur sundonte Welid ibn Abdul Melik El-Emewi, ndërsa vdekja e kishte gjetur gjatë kohës kur sundonte Rreshid El-Abasi. Imam Maliku kishte jetuar katërdhjetë vjet gjatë kohës se sundimit Emewi dhe katërdhjetë e gjashtë vjet në kohën e sundimit Abasi, ku kishte plotësuar vitet e ndërtimit të personalitetit të plotë në kohën kur sundimi Emewi kishte filluar të bjerë. Ai ishte në vitet e burrërisë së tij kur në duar shtetin e zotëronin abasitët. Mund të themi se Imam Maliku gjatë kohës së sundimit Emewi kishte arritur të shoh përhapjen e islamit në Perëndim deri në jug të Evropës dhe arritjen e tij në Lindje



deri në kufijtë e Kinës së sotme, dhe më shumë se kjo në brendësi te banorët e saj. Ai e kishte jetuar gjithashtu kohën kur Islami lulëzonte në të gjitha aspektet, kohë me të cilin krenohet umeti islam, e ajo është koha kur në krye të shtetit islam ishte Omer ibn Abdul Azizi. Atij i kishin arritur njohuri të freskëta rreth sprovës që kishte ndodhur në mes të Aliut e Muaviut, Zoti qoftë i kënaqur me ta. Ai gjithashtu kishte dëgjuar për daljen në skenë të grupit Hawarixh. Me një fjalë, mund të themi se Imam Maliku kishte jetuar nëpër etapa kohore të ndryshme sa me begati e sa me sprova të shumta të cilat i kishin goditur myslimanët.

## Dijetarët prej të cilëve Imam Maliku kishte marrë dituri

Rrebiatu Rre'j: Ky ishte dijetari i parë nga qyteti i Medinës prej të cilit Imam Maliku kishte marrë dituri në lëmin e Fikhut. Ishte ajo koha kur Imam Maliku gjendej në vitet e hershme të jetës së tij. Imam Maliku nuk ishte ndalur në zënien e mësimeve vetëm në këtë lëmë, ai kishte vijuar mësimet te ai edhe në lëmenj të tjerë si: Hadith, Letërsi. Nga ajo që rrëfehet gjejmë se Imam Maliku e kishte shoqëruar këtë dijetar deri në vdekjen e këtij të fundit. Imam Maliku e lavdëronte atë saqë një herë thoshte: "Ka përfunduar kënaqësia e Fikhut me vdekjen e Rebias". Imam Maliku kishte transmetuar nga ky dijetar hadithe të shumta të Muhamedit a.s.

Abdullah ibn Hurmuz: Dijetari i dytë nga i cili Imam Malik kishte marrë dituri është ibn Hurmuz. Ai atë e kishte shoqëruar rreth tetë vjet, nga po ai kishte mësuar Hadithin, Fikhun. Edhe pse pas kësaj periudhe kohore Imam Maliku vijonte mësimet te dijetarë të tjerë, ai asnjë herë nuk e kishte harruar dhe për tridhjetë vite të plota ai kishte qenë në lidhje me të. Ky dijetar zinte vend të lartë në lëmin e Fikhut gjatë kohës në të cilën ai jetoi, llogaritej në mesin e shtatë juristëve më të dalluar në Medinë.

Nafi Dilmi: Shquhej për dituri të lartë në lëmenjtë e cekur më lart. Gjejmë se Imam Maliku e priste atë në rrugë me të vetmin qëllim që ta takonte dhe të mësonte nga ai diç të re. Imam Maliku e kishte shoqëruar atë edhe pas kohës kur mësuesi i tij ishte i verbër. Ai e drejtonte atë nga shtëpia e tij në xhaminë e Pejgamberit a.s., më pas e ndihmonte të kthehej në shtëpi. Nafi ishte nga dijetarët e mençur që fliste pak, vetëm atëherë kur e kërkonte nevoja. Për këtë tregon fakti që, pasi kishte arritur në moshë, ishte emëruar me titullin Juristi i Medinës. Nafi kishte marrë mësimet e Hadithit nga sahabët si: Ibn Omer, Ebu Hurejre, Ebi Seid El-Hudri, prandaj Imam Maliku me kënaqësi gjente nga ai mësimet e ibn Omerit dhe të të tjerëve. Imam Maliku e lavdëronte atë, thoshte: "Kur dëgjoja një hadith nga zinxhiri i Nafi nga Ibn Umeri nuk më interesonte ta dëgjoja po të njëjtin hadith nga dikush tjetër". Nafi kishte vdekur në vitin 117 hixhri, kohë në të cilën Imam Maliku ishte vetëm 24-vjeçar.

Ibn Shihab Ezuhri: Ibnu Shihab ishte njëri nga dijetarët medinas, prej të cilit mësoi Imam Maliku. Ai nga ana e së ëmës rrjedh nga Zuhre, gjyshi i të Dërguarit a.s., çka mund të kuptojmë se ai gjente afërsi farefisnore me të Dërguarin a.s.. Halifja Omer ibn abdul Azizi e lavdëronte. Ai thoshte: "Ju këshilloj të merrni mësim nga Ibn Shihab, se vërtet nuk mund të gjeni njohës më të mirë të Hadithit sesa ai". Ky dijetar është ai të cilin Omer ibn abdul Azizi, duke e njohur për personalitetin e lartë të tij dhe për dituri të gjerë, e kishte urdhëruar për shkrimin e Hadithit. Për diturinë e gjerë të këtij dijetari tregon edhe vetë fakti se ai posedonte librari të gjerë në shtëpinë e tij, ku ai vetmohej dhe obligohej me dituri për orë të tëra. Nga ky dijetar Imam Maliku kishte marrë dituri, e shoqëroi për vite të tëra dhe nga ai përfitoi dituri në shkencën e Hadithit e të Fikhut.

## Sprova e Imam Malikut

Në vitin 146 gjatë kohës së sundimit Abasi, kohë kur Ebi Xhafer El-Mensuri udhëhiqte shtetin, kishte ndodhur një nga sprovat më të mëdha në të cilën kishte pësuar Imam Maliku. Ai ishte rrahur me kamxhik derisa dora e tij i ishte zgjatur dhe shpatullat e tij i kishin dalë nga vendi. Rreth shkakut se çka kishte bërë që të vinte deri te kjo, dijetarët ndahen në disa mendime, ja dy nga to: Mendimi i cili më së shumti zë vend dhe që është më afër së vërtetës se ai e përkrahte rregullën e tij të Fikhut: "Nuk ka divorc/ndarje për atë që nuk e dëshiron e që i imponohet nga tjetri". Me këtë rast të tjerët e kishin marrë si argument se Imam Maliku kishte thyer besëlidhjen e sundimit të Ebi Xhafer El-Mensurit, kjo thënie më pastaj gjen përhapje të gjerë gjatë kohës kur vjen në Medinë te Muhamed ibn Abdullah ibn Hasen Enefs Ezekije. Mensuri më parë e kishte ndaluar atë të jepte fetva mu në atë rregull të fikhut të cekur më lart. Gjejmë se mbreti Mensur kishte përgatitur një njeri që të pyeste Imam Malikun në atë çështje në prani të njerëzve. Imam Maliku i ishte përgjigjur me të njëjtin opinion, dhe me këtë rast Ebi Xhafer El-Mensuri kishte urdhëruar njerëzit e tij që të rrahin Imam Malikun ashtu si e cekëm më lart. Si shkak tjetër të cilin e kanë cekur historianët është se Imam Maliku e vlerësonte më lart Othmanin r.a sesa Aliun r.a.. Ky mendim gjendet në librin 'El-Medarik', ku rrëfehet: "Nuk është rrahur Imam Maliku për asgjë tjetër veçse pse e vlerësonte më lart Othmanin r.a se Aliun r.a". Mendimi i dytë nuk është aq i fortë sikurse i pari, mirëpo është cekur në këtë ndodhi.

### Lëvdatat e dijetarëve drejtuar Imam Malikut:

"Kur të përmenden dijetarët, Maliku është ylli i tyre."(Imam Shafiu)

"Medina pas tabiinëve nuk ka pasur dijetar si Maliku."(Imam Dhehebiu)

**Referencat:**

*Mustafa Esh-shuka'a, El-Eimmetu El-Erba'atu, botimi i pare, Daru El-Kutub Ellubnanije, viti i botimit- 1983, Bejrut - Liban.*

*Muhamed Ebu Zehra, Malik hajatuhu we asruhu-arauhu we fikhuhu, botimi i pare, Daru El-Fikr El-Arabi.*

*Përshtati nga gjuha arabe: Dr. Berat Hashani*

Mr. Ibadete Kosumi- Bryma

# Ndarja e objektivave te Legjislacionit Islam

Objektivat e sheriatit dijetarët i ndajnë në disa lloje. Këto lloje i vërejmë se dallojnë te disa dijetarë, kjo për shkak të qasjes dhe këndvështrimit të tyre në këta objektiva. Pra ndarja e tyre është bërë duke u bazuar në aspekte të ndryshme, të cilat do t'i përmendim.

Nëse shikohen objektivat në aspektin esencial- thelbësor atëherë ndahen në:

- Objektiva Bazikë dhe ata Ndihmës (أصلية و تبعية).

Nëse shikohen në aspektin përfshirës, ata ndahen në:

- Objektiva të përgjithshëm dhe të pjeseshëm (العامة والخاصة أو الكلية والجزئية).

Nëse shikohen në aspektin e qëllimit të tyre, ata ndahen në:

- Objektiva qëllimi dhe objektiva mekanizmi (الغاية والوسيلة).

Nëse shikohen në aspektin kohor, ata ndahen në:

- Objektiva të përhershëm dhe të përkohshëm ose të menjëhershëm dhe të mëvonshëm (الدائمة المستمرة والمؤقتة أو العاجلة الدنيوية والآجلة الأخروية).

Nëse shikohen në aspektin e vërtetësisë, ata ndahen në:

- Objektiva të vërtetuar qartë e në formë të prerë dhe objektiva të supozuar (القطعية والظنية).

Nëse shikohen në aspektin e kushtzimit dhe rënditjes së dobive, ata ndahen në:

- Objektiva të domosdoshëm, objektiva të nevojshëm dhe objektiva përmirësues ([1]الضرورية والحاجية والتحسينية).

## Objektivat bazikë dhe ata ndihmës

**Objektivat Bazikë**[2]:- Janë ata objektiva parësorë - bazikë të sheriatit qofshin në aspektin e përgjithshëm apo të pjesërishëm [3].

Këta objektiva kanë të bëjnë me interesat e përgjithshme të njerëzve e që nuk veçohen vetëm për një kohë apo për një gjendje, ata përfaqësojnë qëllimin e parë dhe madhor të dispozitave ligjore. Këta objektiva janë të domosdoshëm në çdo shoqëri dhe ndahen në objektiva të obliguar individualë (عينية) dhe të obliguar kolektivë (كفاءية) . Sa i përket asaj personale çdo njeri është i obliguar dhe i thirrur për ta mbrojtur fenë e tij me përkushtim të plotë dhe praktikim të saj, të kujdeset për jetën e tij, ta ruajë mendjen e tij, ta ruajë nderin etj... obligime këto të kërkuara nga Allahu i Lartësuar.

Ndërsa sa i përket asaj kolektivës, ajo është plotësim i asaj personale dhe ka të bëjë me ruajtjen e interesave të përgjithshme të njerëzve[4].

**Objektivat Ndihmës**:- Janë ata objektiva të cilët u shërbejnë objektivave bazikë[5].

Këta objektiva kanë të bëjnë me nevojat e menjëhershme të njerëzve. Allahu xh.sh. ka bërë që ruajtja e jetës së njerëzve bëhet nëse u plotësohen nevojat për jetesë, për atë ka krijuar nevojën e ushqimit dhe pijes që ai të veprojë dhe të punojë deri në arritjen e saj kur ndien këtë nevojë, ka krijuar për të epshin që ta nxitë në kërkimin e asaj që ia shuan këtë nevojë, ka krijua për të dëmtimin nga të ftohtët dhe të nxehtët për ta nxitur atë në përdorim e veshmbathjeve dhe vendbanimeve [6]. Të gjitha këto shërbejnë në objektivin bazik.

Për të sqaruar këta objektiva sjellim shembullin: dihet se objektiv bazik konsiderohet ruajtja e jetës dhe vazhdimi i saj, sepse ajo është bazë dhe objektivat e tjerë që lidhen me të siç janë ushqimi, veshmbathja, martesa dhe dispozitat e tyre, në të vërtetë i shërbejnë këtij objektivi.

Në këtë grup të objektivave bazikë bën pjesë ajo që njihet edhe si zemra e 'mekasidit', pra pesë objektivat e domosdoshëm thelbësorë (الضروريات الخمسة أو الكليات الخمسة) që janë: Feja, Jeta, Mendja, Pasardhësit dhe Pasuria[7].

## Objektivat e përgjithshme dhe ato të veçanta

**Objektiv i përgjithshëm** quajmë të gjitha ato qëllime dhe urtësi të shprehura nga ligjvënësi (Allahu) në të gjitha dispozitat ose në shumicën e tyre, duke mos u veçuar shprehja e saj në një lloj dispozite sheriatike[8]. Objektiv i veçantë quajmë ato qëllime të shprehura nga ligjvënësi në ndonjë dispozitë prej dispozitave të sheriatit ose në ndonjë seksion prej seksioneve të tij[9].

**Objektivat e veçantë** për dallim nga objektivat e përgjithshëm synohen të realizohen në një pjesë më të ngushtë të aktivitetit njerëzor,

siç është arsimimi, jeta, familja, ekonomia, sistemi politik, ai ushtarak etj. Përderisa objektivat e përgjithshëm gjenden në konsideratë të të gjitha dispozitave, nëse një dispozitë konstatohet se ka për qëllim një objektiv të veçantë, ajo assesi nuk bie ndesh me objektivin e përgjithshëm, sepse në vete përmban edhe atë.

Këta objektiva, sipas rëndësisë së dobive të tyre dhe sipas përparësisë së faktorëve që sigurojnë mirëqenien njerëzore, ndahen në tri kategori:

**Të domosdoshëm** الضرورية
**Të nevojshëm** الحاجية
**Objektiva përmirësues** التحسينية

## 1. Objektivat e domosdoshëm

Objektiva të domosdoshëm janë nevojat e njerëzve që duhen plotësuar me çdo kusht, ato domosdoshmëri universale nga të cilat varet jeta e njeriut dhe pa të cilat jeta njerëzore nuk funksionon e mirëfilltë. Ata njihen edhe si zemra e 'mekasidit', pra pesë objektivat e domosdoshëm thelbësorë të theksuara më lartë.

Këto konsiderohen si kërkesa absolute për mbijetesën dhe mirëqenien shpirtërore të individit, saqë shkatërrimi apo kolapsi i tyre do të sillte kaos dhe prishjen e rregullit normal të shoqërisë. Në tërësi sheriati kryesisht kërkon të mbrojë dhe të promovojë këto vlera thelbësore dhe parasheh të gjitha masat e nevojshme për ruajtjen dhe zhvillimin e tyre.[10]

Këto nevoja të domosdoshme, sipas rendit të përparësisë, janë:

1. Feja ose sistemi natyral i besimit dhe mënyra islame e jetës.
2. Jeta e individit dhe e gjinisë njerëzore.
3. Mendja e individit.
4. Pasardhësit.
5. Pasuria apo prona.

E rëndësishme të përmendet është fakti se disa dijetarë bashkëkohorë[11] radhitin edhe objektiva të tjerë të këtij rangu pos këtyre e ata janë:

1. Shteti apo ruajtja e tij (حفظ الدولة).
2. Siguria (حفظ الأمن).
3. Ruajtja e dinjitetit njerëzor (حفظ الكرامة الإنسانية)
4. Drejtësia (العدل).
5. Solidariteti (التكافل).
6. Mëshira (الرحمة).
7. Udhëzimi (الهداية).
8. Uniteti i umetit (وحدة الأمة)[12].

Por ajo çka është e njohur te studiuesit e kësaj lëmie është se këta pesë objektiva janë baza kryesore që kanë vendosur dijetarët më eminentë të Mekasidit[13].



**mendja është esenca e përgjegjësisë dhe obligimeve në Islam, po nuk e pati njeriu mendjen e shëndoshë, nuk është i obliguar fare.**

Ruajtja e secilës nga këto është e domosdoshme për mirëqenien e individëve dhe shoqërisë. Prandaj çdo gjë që garanton sigurimin dhe ruajtjen e këtyre parimeve, është e mirë dhe e dobishme, ndërsa çdo gjë që rrezikon këto, është e keqe dhe e dëmshme. Sheriati i mbron këto nevoja të domosdoshme për mirëqenien e jetës së njeriut, ashtu që përkitazi me to ka paraparë ligje të prera dhe për ata që shkelin këto ka përcaktuar masa, ndëshkime dhe sanksione. Ai parasheh ligje, dispozita dhe norma të cilat garantojnë këto nevoja jetike si dhe sistem me të cilin i mbron këto domosdoshmëri. Në vazhdim do t'i sqarojmë këta objektiva shkurtimisht:

**1. Me ruajtjen e fesë** kuptohet tërësia e besimit, praktikave dhe ligjeve me të cilat Islami rregullon marrëdhëniet në mes të njeriut dhe Krijuesit të tij dhe në mes të njerëzve në mënyrë të ndërsjellë. Ruajtja e fesë gjithashtu nënkupton ruajtjen e saj nga devijimi dhe gabimi dhe thirrjen e të tjerëve që të pranohet dhe të jetohet në pajtim me të, dhe të mbrohen nga çdo gjë që e rrezikojnë atë[14]. Allahu xh.sh. thotë: "Feja e pranueshme tek Allahu është Islami." (Ali Imran, 19), "E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpruarit."(Ali Imran, 85)



**2. Me ruajtjen e jetës** kuptojmë shenjtërinë që Allahu xh.sh. ia ka dhënë ekzistencës njerëzore duke vendosur dispozita të ndryshme që e sigurojnë këtë shenjtëri të krijuar në krijesën më të përsosur. Islami e ndalon çdo lloj armiqësie që i bën dëm njeriut e po qe se i bëhet dëm në çfarëdo aspekti, Islami ka paraparë edhe ndëshkimin[15]. Allahu xh.sh. thotë: "Mos e mbytni njeriun, sepse mbytjen e tij e ndaloi Allahu."(El Enam, 151), "Kjo masë e dënimit (kisasi) është jetë për ju."(El Bekare, 179)

Pra, për ruajtjen e jetës, Allahu vendosi dispozita të ndryshme siç janë: Ndalimi i vrasjeve, vendosja e kisasit, ndalimi i masakrave, luftimi i atyre që prishin rendin dhe që nuk respektojnë shenjtërinë e jetës.

**3. Ruajtja e mendjes, arsyes**. Siç e dimë mendja ka një rëndësi të veçantë në legjislacionin islam. Allahu xh.sh. e ka dalluar njeriun nga të gjitha krijesat e Tij me mendje, intelekt, sepse njeriu nëpërmjet mendjes njeh Zotin e tij, i kupton urdhëresat dhe ndalesat e Tij, dallon të mirën nga e keqja. Pra, mendja është esenca e përgjegjësisë dhe obligimeve në Islam, po nuk e pati njeriu mendjen e shëndoshë, nuk është i obliguar fare. Allahu ka përmendur mendjen në shumë vende në Kuran, sepse ajo është mjet nëpërmjet të cilit kuptohen dispozitat e sheriatit dhe arrijmë te gjërat e dobishme dhe distancohemi nga gjërat e dëmshme.[16] "Thuaj: a janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?"(Ez Zumer, 9)

Ruajtjes së mendjes Allahu xh.sh. i kushtoi rëndësi të madhe duke ndaluar çdo gjë që dëmton mendjen, si verën, drogën, të humburit e kohës, vazhdimin e injorancës, moskërkimin e diturisë, vazhdimin e analfabetizmit etj... Ndërkohë urdhëroi për dituri, për shpërndarjen e saj...

**4. Me ruajtjen e pasardhësve**[17], kuptojmë që të ruhet vazhdimi i llojit njerëzor, që njeriu të jetë gjithnjë duke adhuruar Krijuesin e tij. Allahu vendosi dispozita të veçanta për të arritur këtë, si: Ligjësimi i martesës, zgjedhja e bashkëshortit, edukimi i fëmijëve, dhe ndaloi çdo lloj shkeljeje mbi nderin e tjetrit[18]. "Ne dërguam edhe para teje të dërguar dhe atyre u mundësuam të kenë gra e fëmijë."(Err Rrad, 38)

**5. Me ruajtjen e pasurisë,** kuptojmë se Islami e konsideron pasurinë nevojë të domosdoshme të jetës njerëzore. E lejon pronën individuale, thërret në zhvillimin dhe shumimin e pasurisë, lavdëron angazhimin për të fituar. Parandalon mashtrimin, uzurpimin, vjedhjen, dhunimin, shpenzimin e pasurisë në gjëra të ndaluara, vendos dispozita të veçanta për ruajtjen dhe vazhdimësinë e pasurisë[19]. "Mendjelehtëve (të papjekurve) mos u jepni pasurinë tuaj që Allahu e bëri për ju mëkëmbje."(En Nisa, 5)

**Nderi (العِرض).** Dijetarët nuk janë të një mendimi nëse ruajtja e nderit quhet prej domosdoshmërive apo prej nevojave të njeriut. Shumica e dijetarëve mendojnë se kjo nuk bën pjesë në domosdoshmëri, sepse të gjitha ato dispozita që Allahu xh.sh. i ka vendosur në ruajtjen e nderit si ligjin kundër shpifjes apo fyerjen mund të renditen në ruajtjen e pasardhësve. Vërtet shpifja dhe fyerja janë të ndaluara por jo që ato cenojnë një domosdoshmëri[20].

## 2. Objektivat e nevojshëm

Kategoria e dytë e dobive e njohur si 'haxhijah' apo benefitet plotësuese kanë të bëjnë me ligjet e sheriatit të cilat kanë për qëllim lehtësimin në raste vështirësie dhe të cilat largojnë apo zvogëlojnë vështirësitë në jetën e njerëzve. Fjala është për ato dispozita të cilat u mundësojnë njerëzve të kalojnë jetë sa më të lehtë dhe po qe se mungon njëra nga këto nuk prishet rregulli i jetës së tyre, por jeta dhe aktiviteti njerëzor vështirësohet[21].

Nga ilustrimi vijues vërehet dallimi në mes të domosdoshmërive dhe nevojave: të ngrënët dhe veshmbathja janë nga dispozitat që bëjnë pjesë në domosdoshmëritë, ndërsa ushqimet e mira e të shijshme dhe veshmbathja e mirë dhe e rehatshme bëjnë pjesë në nevojat. Kështu, nëse ushqimi nuk është kushedi sa i shijshëm apo rrobat nuk janë kushedi sa të mira, kjo nuk do të thotë se njeriu do të vdesë urie, mirëpo jeta e tij nuk është e lehtë dhe e rehatshme sikurse e atij që në bazë të mundësisë zgjedh ushqimet dhe rrobat më të mira.

## 3. Objektivat përmirësues

Këta plotësojnë interesat e domosdoshëm dhe të nevojshëm ashtu që të realizohen në formën më të përsosur. Në të vërtetë, nevojat janë plotësim i domosdoshmërive dhe përmirësueset janë plotësim i nevojave, prandaj, kur Allahu xh.sh. ndalon ndonjë gjë, Ai ndalon edhe gjërat që dërgojnë te ndalesa

**ushqimi është mjet për ruajtjen e jetës së njeriut dhe jo qëllim kryesor në vete, sepse po të ishte ashtu, atëherë njeriu do të jetonte për të ngrënë në vend se të ushqehet për të jetuar.**

përkatëse. Në çështjet e zakonshme dhe marrëdhëniet ndërpersonale sheriati inkurajon në butësi, në sjellje të mirë me të tjerët etj. Qëllimi i gjithë kësaj është arritja e rendit dhe përsosjes në të gjitha fushat e sjelljes njerëzore[22].

Prej objektivave përmirësues konsiderohet çdo moral i mirë, mirësjellja në çdo vend, pastërtia, largimi nga koprracia etj.

Të dy grupet e fundit si objektivat e nevojshëm, si ata përmirësues, kontribuojnë apo i shërbejnë objektivave të domosdoshëm përderisa ata janë baza e objektivave.

## Objektivat që tregojnë qëllimin dhe ata që tregojnë mjetin

**Objektivat që tregojnë qëllimin:-** janë ata objektiva që tregojnë një cak përfundimtar, pas të cilit s'ka formulim tjetër, si njohja e Allahut xh.sh.. Ky është qëllimi i krijimit dhe njohjes së njëshmërise së Tij. Gjithashtu hyrja në xhenet, është qëllim që çdo besimtar e shpreson.

**Objektivat që tregojnë mjetin:-** janë ato qëllime rreth një çështjeje dhe në të njëjtën kohë si mjet i një qëllimi tjetër.

Me studimin e shkencave të sheriatit, qëllimi është njohja e dispozitave të legjislacionit islam dhe praktikimi i tyre. Në të njëjtën kohë ndërlidhet me një qëllim madhor që është arritja e kënaqësisë së Allahut të lartësuar, pra duke e njohur legjislacionin e Allahut dhe duke e praktikuar atë, robi është më afër Zotit të Tij dhe kënaqësisë së Tij[23].

Duhet të kemi parasysh se qëllimi dhe mjeti nuk duhen kuptuar si dy entitete të pandara dhe as që njëri ta nënkuptojë doemos tjetrin. Kemi shumë çështje të dynjallëkut që parimisht nuk përmbajnë asnjë qëllim, për shembull shumë lëvizje të përditshme që njeriu i bën në jetën e tij.

Por më e rëndësishme është që të moj bëjmë ngatërrimin në mes të mjetit dhe qëllimit, për shembull, ushqimi është mjet për ruajtjen e jetës së njeriut dhe jo qëllim kryesor në vete, sepse po të ishte ashtu, atëherë njeriu do të jetonte për të ngrënë në vend se të ushqehet për të jetuar. Vetë jeta e njeriut nuk është qëllim final, por njeriu duhet të jetojë ashtu siç është i urdhëruar të jetojë me një qëllim të vetëm e ai është adhurimi ndaj Allahut xh.sh..

## Objektivat e përhershëm dhe ata të përkohshëm

**Objektivat e menjëhershëm**

Legjislacioni islam ka garantur çdo dobi për njerëzit në këtë dunja, ka bërë që jeta e tij të jetë e kompletuar dhe ka larguar të gjitha dëmet e kësaj dunjaje. Ka plotësuar nevojat e tij të domosdoshme, të rëndësishme e deri te ato suplementare.

**Objektivat e mëvonshëm**

Legjislacioni islam përveç objektivave të menjhershëm, të cilët i përmendëm, ka vendosur edhe objektiva të tjerë, vlera e të cilëve është shumë më e madhe sesa e të parëve e që janë objektivat e mëvonshëm që Allahu i ruan për robërit e Tij në ahiret siç janë: shpërblimi i Allahu, shpëtimi nga zjarri i xhehnemit etj.[24].

*1. El-Muvafekat (v2. f 300), (v3 f. 134-135); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 251, 415); El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muaseretij (f. 65-73); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 351-415); Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (263-264); Ilmu El-Mekasidi Esh-sheriati (f. 71-75). 2. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muaseretij (f. 66-70); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 353-383); Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 292-295). 3.El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muaseretij (f. 67). 4. El-Muvafekat (v2 f 300-302). 5. El-Muvafekat (v2 f 302-303); El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muaseretij (f. 67), Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 295). 6. El-Muvafekat (v2 f 302-303). 7. El-Muvafekat (v2, f 300). 8. Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 251). 9. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f. 65); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 415). 10. El-Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 482-483); El-Muvafekat (v2, f 17-20); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 300-307); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 182-191). 11. Xhemaludin Atijje, Nahve Tef'il Mekasidi esh-Sheriati, sh.b. Ma'had el A'lemi lil Fikril Islami - Aman dhe Dar el-Fikr – Damask, Botimi i parë 2001 (f. 91-105). Autori në këtë liber në lidhje me këtë qështje ka sjellë mendimet e të gjithë dijetarëve nga kohët e vjetra duke filluar nga imam Gazaliu e deri tek dijetarët e kohës bashkëkohore. Ai ka sqaruar Mekasidin me një vizion të ri dhe praktik, për më gjerësisht kthehu në këtë permbledhje që ka bërë, sepse ia vlen të lexohet. 12. Nahve Tef'il Mekasidi esh-Sheriati (f. 91-105); Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muaserti (f. 73). 13. El Mustesfa min Ilmil Usul (v.2, f 482); El Muvafekat (v2, f 20); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 301). 14. El Mustesfa (v2, f 482); El Muvafekat (v2, f 18-19); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 303); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 192-211). 15. El Mustesfa min Ilmil Usul (v2 f 482); El Muvafekat (v2, f 19); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 303); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 211-234). 16. El Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 482); El Muvafekat (v2, f 19); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (304); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 235-244). 17. Ne e kemi radhitur këtë nga pesë objektivat e domosdoshëm duke u bazuar në shumicën e dijetarëve dhe si përgjigjje e pyetjes së mundshme nga lexuesit e cila do të ishte: Objektiv i katërt i domosdoshëm a është ruajtja e pasardhësve النسل apo ruajtja e përkatësisë familjare النسب apo nderi العرض? Për më gjerësisht shiko: Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 304-305), Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti 245-276. 18. Shiko El Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 482); El Muvafekat (v2, f 19); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 304-305); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 245-276). 19. El Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 482-483); El Muvafekat (v2, f 19); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (304); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 283-304). 20. Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 305-306); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 276-283). 21. El Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 483-484); El Muvafekat (v2, f 21-22); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 307); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 318-325). 22. El Mustesfa min Ilmil Usul (v2, f 485-486); El Muvafekat (v2, f 22-23); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 307-308); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti ve alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti (f. 328-335). 23. Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 297-298). 24. Mekasidu esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 289-291).*

Mehrunisha Suleman & Afaaf Rajbee

# Dijetaret e humbura të Islamit

Në kohën kur Eileen Collins u bë gruaja e parë që komandonte anijen hapësinore, disa myslimanë po debatonin të drejtën e grave për të vozitur automjetin në rrugë. Kjo pabarazi në nivelin e diskursit publik për të drejtat e grave dhe rolin e grave i përballë shoqëritë myslimane. Gjetjet e reja nga një studiues në Oksford mbi rolin historik të grave mund të ndihmojnë myslimanët të krijojnë një këndvështrim të ri, por pa e cenuar vërtetësinë e traditave pejgamberike.

Nëse e quani hajdut një burrë për një kohë të gjatë, ai do të fillojë të mendojë se me të vërtetë është hajdut. Po ashtu, nëse e quani një fëmijë budalla gjatë gjithë kohës, ai fëmijë do të rritet duke menduar se me të vërtetë është budalla. Ky mashtrim i vetëperceptimit përshkruan ankthin e rrënjosur thellë që rrethon gratë në Islam. Portretizimi i qëndrueshëm akademik dhe mediatik i Islamit ka qenë ai i një feje seksiste, patriarkale që i nënshtron gratë përmes supozimeve të padyshimta të inferioritetit të tyre. Përpjekjet korrigjuese për këtë seksizëm[1] të perceptuar, janë formuar nga konservatorizmi dhe radikalizmi njëlloj. Feministet myslimane i hedhin gratë përpara si themeli i një Islami të ri, pa-gjini, të lira nga prangat e dijes së meshkujve dhe duke i shtyrë ato të bëhen imame dhe udhëheqëse të shtetit. Në të njëjtën kohë, mund të gjesh imamë të shumtë nga nënkontinenti aziatik, të cilët me gatishmëri do të deklarojnë të drejtat e grave si një import i egër perëndimor, kundër të cilit mbrojtja më e mirë është t'i mbash ato brenda shtëpisë dhe larg vendeve të punës dhe arsimit. Në këtë mënyrë, mund të ketë pak dallim që i ndan mullahët misogjinistë[2] nga feministet[3] progresive: të dy grupet janë reagime ndaj një krize besimi në vetëbesimin e tyre. Përpjekjet shoqërore dhe politike të shekullit të kaluar e kanë tronditur umetin në thelb - deri në

**Feministet myslimane i hedhin gratë përpara si themeli i një Islami të ri, pa-gjini, të lira nga prangat e dijes së meshkujve dhe duke i shtyrë ato të bëhen imame dhe udhëheqëse të shtetit.**

atë pikë sa që komentatorët nuk mund të duket se mbrojnë marrëdhëniet më themelore shoqërore midis burrave dhe grave. Në mes të këtyre festimeve dhe dënimeve të misogjinizmit të supozuar të Islamit, studimi i Shejh Muhamed Akram Nadwi mbi "Al-Muhaddithat": dijetaret femra të hadithit janë një kujtesë në kohë se çështja gjinore nuk duhet të jetë problem në Islam. Portretizimi i Islamit si shkaku i nënshtrimit të grave në media, ishte një frymëzim kryesor që Shejhu të fillonte studimin e tij të gjatë dhjetëvjeçar. Aktualisht një studiues në Qendrën për Studime Islame në Oksford, u gjend i ballafaquar me mosmarrëveshjet në mesin e myslimanëve për historinë e tyre. Kishte një nevojë të mprehtë për të kërkuar të dhënat e vërteta historike mbi pozitën e grave në traditën islame.

Ka argumente të cituara gjerësisht se paragjykimi i gjinisë mashkullore në studimin islam ka ndikuar në interpretimet e Kuranit dhe Hadithit. Por, të dhënat historike tregojnë shembuj të fetvave të lëshuara nga juristët meshkuj, që ishin materialisht të pafavorshëm për burrat dhe në favor të grave. Për më tepër, shumë nga testamentet e shkëlqyera të dijetareve femra, janë ri-treguar nga studentët e tyre meshkuj. Imam Dhehebiu vuri në dukje se në mesin e grave transmetuese të hadithit, asnjëra nuk u gjet se ishte fabrikuese/falsifikuese. Integriteti dhe pavarësia shkencore e grave ishin të paarritshme. Natyrisht, çdo mashkull seksist do të kishte problem t'i pranonte këto fakte. Meqenëse gratë sot marrin pjesë shumë pak në mësimin e Hadithit dhe dhënien e fetvave, ekziston një keqkuptim i gjerë që historikisht që ato kurrë nuk kanë luajtur këtë rol.

Siç përshkruan Shejh Akram: "Kur fillova, mendova se mund të jenë tridhjetë deri në dyzet gra", por ndërsa studimi përparoi, rrëfimet e studiuesve femra vazhdonin të rriteshin dhe rriteshin, derisa përfundimisht nuk u gjetën më pak se 8, 000 zëra biografik. Një numër i tillë i gjerë dëshmojnë vërtet për rolin e madh që gratë kanë luajtur në

ruajtjen dhe zhvillimin e mësimit islam që nga koha e Pejgamberit të bekuar Muhamed s.a.v.s. Gratë të cilat shejh Akram i kishte hasur, ishin gra larg nga mediokriteti kur krahasoheshin me burra, me të vërtetë, disa shkëlqyen shumë përtej bashkëkohësve të tyre meshkuj. Kishte gra të jashtëzakonshme që jo vetëm që morën pjesë në mënyrë aktive në shoqëri, por edhe e reformuan atë në mënyrë aktive. Më i habitshëm ishte kalibri i lartë i arritjeve të tyre intelektuale dhe respekti që morën për këtë.

Përveç figurave të njohura, duke përfshirë Aishe Siddikun r.a., të bijën e Ebu Bekrit r.a., madhështia e studiuesve të harruar është rindërtuar në vepër. Fatime Batajahije, një studiuese e shekullit të VIII-të mësoi veprën e famshme të Sahih ‘ul-Buhariut në Damask. Ajo njihej si një nga studiuesit më të mëdhenj të asaj periudhe, demonstruar posaçërisht gjatë Haxhit kur studiuesit kryesorë meshkuj të ditës u dyndën nga larg për ta dëgjuar atë të fliste personalisht. Një imazh i bukur i saj është pikturuar në një Islam që është harruar prej kohësh - një grua e moshuar e shquar, që u mësonte studentëve të saj për ditë të tëra në



vetë xhaminë e Pejgamberit a.s. Kurdoherë që ajo lodhej, ajo do ta mbështeste kokën mbi varrin e Pejgamberit a.s. dhe do të vazhdojë t›i mësojë studentët e saj ashtu siç i kalonin orët. Nëse do të vizitoni xhaminë e Pejgamberit a.s. tani do të njiheshit me zhgënjimin që nuk do të keni mundësi ta shihni varrin e bekuar të Pejgamberit, e as pamjen ku koka e tyre prehet në murin anësor të varrit.

Një tjetër grua, Zejneb bint Kemal, mësoi më shumë se 400 libra të Hadithit në shekullin XII. Librat e saj si ngarkesa të devesë (të shumta në numër) tërhiqnin studentët si tufa të deveve. Ajo ishte një mësuese natyrore, duke shfaqur një durim të jashtëzakonshëm, e cila fitoi zemrat e atyre që ajo i mësoi. Me një famë kaq intelektuale, të mrekullueshme, gjinia e saj nuk ishte pengesë për mësimet e saj në disa nga institutet më prestigjioze akademike në Damask.

Pastaj ishte Fatime bint Muhamed Samarkandi, një juriste i cili e këshilloi burrin e saj më të famshëm se si t’i jepte fetvatë e tij. Edhe Umm’ul-Derda, e cila si një grua e re, rrinte ulur me dijetarë meshkuj në xhami. “Jam përpjekur ta adhuroj Allahun në çdo mënyrë, ” shkroi ajo, “por kurrë nuk kam gjetur një mënyrë më të mirë se sa të jesh duke debatuar me studiues të tjerë.” Ajo u bë mësuese e hadithit dhe fikhut dhe ligjëroi në pjesën e burrave. Një nga studentët e saj ishte halifi i Damaskut. Puna e madhe dhe përkushtimi ndaj Islamit nga këto gra është i pakalueshëm sipas standardeve aktuale - por ato gjithashtu kishin disa përparësi biologjike ndaj burrave. Muhaddithet femra u kërkuan shpesh nga studentët për të mësuar hadith për shkak të jetëgjatësisë së tyre më të gjatë - gjë që shkurtoi lidhjet në zinxhirët e transmetimit. Megjithëse studimi i Shejh Akramit përqendrohet në transmetuesit e Hadithit, ai zbuloi se gratë studiuese gjithashtu kishin kontribuar në mënyrë të konsiderueshme edhe në mësimin e “teologjisë, logjikës, filozofisë, kaligrafisë dhe shumë prej zanateve që ne i njohim dhe admirojmë si islame”.

Vetëm prania e mësueseve femra, nuk e thekson mjaftueshëm rëndësinë e grave në historinë islame. Kurani, siç u regjistrua fillimisht në pergamena dhe kocka kafshësh, iu besua Hafsës, të bijës së Omerit r.a. Ishte me ndihmën e këtyre shënimeve të ruajtura që Halifi Osman r.a., shpërndau gjashtë versione të standardizuara të Kuranit në qendrat kryesore politike dhe kulturore në fushën islame. Ai urdhëroi të digjen të gjitha botimet jostandarde (jokanonike), një veprim që tregon besimin e pamasë në aftësinë dhe karakterin e Hafsasë. Vlefshmëria e mësimeve të grave nuk u dyshua kurrë nga sahabët për shkak të gjinisë së tyre, ose nga ndonjë studiues i respektuar që nga ajo kohë.

Duke marrë parasysh mësimet e Islamit mbi barazinë themelore të burrave dhe grave, puna e Shejh Akramit nuk duhet të jetë befasuese. Pejgamberi ynë na mësoi se nuk ka ndonjë ndryshim në vlerë midis besimtarëve për shkak të gjinisë së tyre. Të dy gjinitë kanë të njëjtat të drejta dhe detyra për të mësuar vetë dhe për të mësuar dikë- nga mësimi përmendësh dhe transmetimi i fjalëve të Kuranit dhe Hadithit, deri në interpretimin e këtyre burimeve dhe dhënia e këshillave për shoqërinë myslimane përmes fetvave (opinioneve juridike). Gratë kanë të njëjtën detyrë si burrat të inkurajojnë të mirën dhe të frenojnë të keqen. Nga kjo rrjedh logjikisht pyetja se nëse ato nuk mund të bëhen studiuese dhe të jenë të afta të kuptojnë, interpretojnë dhe japin mësim, ato nuk mund të përmbushin detyrën e tyre si myslimane.

Nëse nënshtrimi i grave nuk është rezultat i mësimeve islame, atëherë pse ka shkelje kaq të mëdha të të drejtave të grave sot në botën myslimane? Reduktimi i gruas myslimane vetëm në rolin e nënës

dhe shtëpiakes është një fenomen relativisht modern (a nuk e drejtoi Aishja r.a. një ushtri dhe a nuk e shmangu një krizë në Hudejbije Ummu Seleme?). Shkaku përfundimtar i këtij problemi të ndërlikuar dhe me shumë aspekte është debatuar shumë, por disa faktorë kontribues ia vlen të gjurmohen këtu. Hegjemonia e qytetërimit perëndimor në botën moderne sjell me vete një pashmangshmëri që bota myslimane do të bjerë viktimë e dobësive të veta. Gratë kanë pasur gjithmonë një pozicion problematik në traditën judeo-kristiane, shembulli më i qartë është tregimi biblik si rënia e Adamit dhe Evës nga kopshti (parajsa). Burimi i mëkatit fillestar të njerëzimit është vendosur në mënyrë ekstreme mbi Evën, e cila përfaqëson gjininë më të dobët në shëmbëlltyrë (dhembjet e lindjes së fëmijëve janë konsideruar tradicionalisht si shlyerje për këtë mëkat origjinal në besimin e krishterë). Precedentët teologjikë përveç, barazinë e burrave dhe gratë kanë ardhur në fund të ditës në Evropën Perëndimore, me statusin e grave si "njerëzore", duke u debatuar në shekullin e XVI-të dhe të drejtat e barabarta ligjore për burrat vetëm duke u krijuar nga shekujt XIX dhe XX.

Misogjinizmi u ndërkombëtarizua, siç përshkruan Aisha Bewley, shkrimtare dhe përkthyese e Kuranit, nga autoritetet koloniale perëndimore që përjashtonin gratë nga mësimet në xhami dhe të merrnin role politike në shoqëritë myslimane që ata kolonizuan. "Thjerrëza përmes të cilës Perëndimi i shikonte gratë myslimane ishte tashmë një lajthitje - dhe e imponuar ose implantuar në mesin e myslimanëve, ky këndvështrim gradualisht u bë një normë e vendosur". Ndërsa kultura perëndimore teknologjikisht dhe shkencërisht u bëri përshtypje intelektualëve myslimanë, ata u rritën më shumë për vlerat që këto kultura sollën me vete.

Drejtimi i gishtit kah "Perëndimi" është një përgjigje e rehatshme për të gjithë, por është më e rëndësishmja të kuptosh që fati i gruas myslimane nuk mund të ndahet nga fati i bashkësisë myslimane në tërësi. Tërheqja e gruas nga sfera publike është gjithashtu rezultat i frikës. "Pasiguria e tanishme kulturore e Islamit ka qenë e keqe si për dijen ashtu edhe për gratë e saj, " thotë Shejh Akram. "Traditat tona janë dobësuar dhe kur njerëzit janë të dobët, ata bëhen të matur. Kur janë të matur, ata nuk u japin grave lirinë e tyre." Dëshira e burrit për të mbrojtur gratë ka kaluar në mbivlerësim, deri në pikën që ajo në fakt ka dëmtuar cilësinë e komuniteteve myslimane. Kur gratë e pakta që punojnë pa pushim fillojnë të përhapin marka ekstreme të feminizmit, rezultati është një rreth i keq dyshimesh, frike dhe shtypjeje. Zbulimi i 8000 historive të fuqishme të studiueseve myslimane do të shkaktojë një mori reagimesh nga parti të ndryshme. Misogjinistet ka të ngjarë ta mohojnë atë dhe të përpiqen të ulin vërtetësinë e saj.

Feministet do të jenë të kënaqura që dikush ka bërë punën e palodhur për to. Megjithatë, mësimi më i mirë ka të ngjarë të gjendet në motivimin që qëndron pas shkrimit të tij. Shejh Akram përpiqet t'i kthejë njerëzit në Islamin tradicional me qëllim të demonstrimit se Islami nuk është misogjinist dhe as studiuesit e hershëm meshkuj nuk kishin paragjykuar ndaj grave. Akuzat që studimi i tij inkurajon përzierjen e lirë dhe zbutjen e modestisë janë të pabaza. Këtu statusi i Shejh Akramit, si një alim i mësuar nga një institucion prestigjioz (Nadwat al Ulama në Lucknow, Indi), i cili ka studiuar Islamin në mënyrën tradicionale, e vendos atë në vend të mirë; studiuesit përfshirë Shejh Jusuf Karadavi, kanë qenë më shumë se të gatshëm të pranojnë studimin dhe gjetjet e tij.

Ironia e dijetareve femra të harruara është se ato e kaluan jetën në ndjekje të fakteve historike, ndërsa myslimanët kanë harruar prej kohësh faktin e kontributit të tyre. Kritika historike është një parim themelor në Islam. Kurani urdhëron "O ju që keni besuar! Nëse ndonjë mëkatar ju sjell ndonjë lajm, sqarojeni mirë, për të mos i bërë dëm ndokujt nga mosdijenia."( 49:6) Të dyshosh dhe marrësh në pyetje mllefin e mediave mbi Islamin nuk është thjesht një ide e mirë, por një detyrim fetar për myslimanët të kërkojnë nga e vërteta.

Pasi të kemi pranuar të dhënat e vërteta historike se gratë nuk janë nënshtruar nga Islami dhe kanë luajtur një rol që nga fillimi, ne gjithashtu duhet të ecim përpara. Islami nuk u zbulua si një grup doktrinash që përcaktonin të drejtat e grave, të drejtat e njeriut ose të drejtat e kafshëve. Islami na i jep të gjitha këto të drejta dhe detyra kur ne i pranojmë sinqerisht të vërtetat e Allahut. Besimi dhe joracionaliteti i ngathët, na lejon të krijojmë një shoqëri ku të gjithë mund të kenë të drejtat e tyre të mbështetura përmes nënshtrimit të Fjalës së Tij dhe të dërguarve të Tij. Shekuj akuzash për misogjinizem janë internalizuar dhe janë shndërruar në realitet, duke bërë që vetë myslimanët të besojnë se Islami është i gabuar. Në një botë ku disa gra mbahen të mbyllura në shtëpitë e tyre, ndërsa të tjera po pretendojnë të bëhen presidente, hulumtimi i Shejh Akramit duhet të na paraqesë një pasqyrim në drejtësinë e Islamit. Jo sepse vërteton se Islami ka pasur shumë gra të dijshme - por ka pasur shumë dijetare të mëdha që kanë qenë gra.[4]

*Përktheu nga gjuha angleze dhe pajisi me shënime: Ikrame Ibrahimi*

*1. Seksizmi – emërtimi për ideologjinë antireligjioze e cila zë fill në supozimin që dallimet fizike dhe mendore ndërmjet gjinive duhet të reflektohen absolutisht në pozitën e tyre në shoqëri. Megjithatë, Islami nuk e ngarkon femrën mbi fuqinë e saj, duke respektuar natyrën, mundësinë dhe prirjet e saj. 2. Mizogjinizmi – urrejtja e femrave nga meshkujt, për shkak se konsiderohen si inferiore përballë meshkujve. Në Islam femra ka pozitën e familjarit kryesor dhe paraqet 'alfën' e familjes, jo në kuptimin e fuqisë, por vlerës. 3. Feminizmi – emërtimi për grupin e ideologjive dhe lëvizjeve politike, kryesisht antireligjioze, të cilët kanë për qëllim përmirësimin e pozitës së femrës në shoqëri, përkatësisht barazinë e të drejtave të femrës me të drejtat e meshkujve. Në Islam të drejtat e femrës janë të theksuara në Kuran dhe Hadith, në pajtim me natyrën e tyre dhe ka disa ndryshime me perceptimin laik perëndimor, i cili absolutisht këmbëngul në barazi mes gjinive, që do ta dëmtonte femrën. 4. Mehrunisha Suleman & Afaaf Rajbee, The Lost Female Scholars of Islam, në: https://www.islamicity.org/9835/the-lost-female-scholars-of-islam/.*

Ma.sci. Senad Maku

# Pretendimi i fitimit të pasurisë dhe i pushtetit në përpilimin e Kuranit?!

Hipoteza se "Muhamedi, ishte dhënë pas pasurisë, ndaj ia atriboi Kuranin Allahut xh.sh. me qëllim që të përfitonte më tepër, gjithashtu edhe dëshira për pushtet dhe lavdi e shtyu të përpilonte Kuranin"! Çka na ofrojnë faktet historike?

Për ata që e njohin mënyren e të jetuarit të Muhamedit s.a.v.s., vetëm aludimi në përfitimin material përbën një ofendim të rëndë. Në dokumentet historike është përshkruar në detaje mënyra e tij e të jetuarit, si para pejgamberisë, ashtu edhe gjatë pejgamberisë e deri në vdekjen e tij. Nuk ka dyshim, Muhamedi s.a.v.s. ishte i pasur edhe para se të shpallej Pejgamber; ai ishte martuar me Hatixhenë r.a., e cila ishte mjaft e pasur.[1]

Pra pozita financiare e Muhamedit s.a.v.s. ishte shumë më e mirë përpara sesa gjatë pejgamberisë së tij. Në moshën 25-vjeçare (15 vjet para se ai të shpallej Pejgamber) u martua dhe pati jetë të rehatshme me Hatixhenë r.a., e cila ishte një tregtare e pasur. Gjatë pejgamberisë së tij, standardi i jetës dhe gjendja e tij financiare nuk ishin për t'u patur zili.

Transmetohet shpeshherë që ushqimi i tij i vetëm ditor ishin ca hurma. Një nga gratë e Pejgamberit s.a.v.s. tregonte se zjarri në shtëpinë e tyre ndodhte të mos ndizej një deri në dy muaj, ngaqë nuk kishin asgjë për të gatuar. I vetmi ushqim për të jetuar ishin hurmat dhe uji. Nganjëherë këtij ushqimi i shtohej edhe qumështi i dhisë, të cilin ia dhuronte populli i Medinës.

Omeri r.a. tregon: "Vërtet e kam parë të Dërguarin e Allahut s.a.v.s., gjatë tërë ditës, me barkun e ngjitur nga uria; nuk kishte as hurma të

**Pozita financiare e Muhamedit s.a.v.s. ishte shumë më e mirë përpara sesa gjatë pejgamberisë së tij.**

këqija që ta mbushte barkun e tij".[2]

Martin Lingsi në librin e tij: "Muhamedi a.s., Jeta e tij, bazuar mbi burimet më të hershme", thotë: "Pejgamberi dhe familja e tij jetonin një jetë plot kursime. Aisha tregon se përpara pushtimit të Haiberit ajo nuk kishte ngrënë kurrë hurma, sa të ngopej. Varfëria e këtyre njerëzve ishte e tillë, sa që gratë e Pejgamberit nuk i kërkuan kurrë atij ndonjë gjë, përveç atyre gjërave më të nevojshme për të jetuar".[3]

Enesi r.a., thotë: "Nuk e di ndonjëherë Resulullahu s.a.v.s., në jetën e vet të ketë parë në shtëpinë e vet pogaçe të butë dhe taze, samun apo dele të tërë të pjekur".

Ajshja r.a., ka thënë: "Në shtëpinë e Resulullahut s.a.v.s. rrallëherë ndizej zjarri, ndoshta, dy-tri herë në dy muaj". Urvetja e kishte pyetur: "E



me çka ju ushqente?" Ajshja i ishte përgjigjur: "Me hurma dhe me ujë"[4] "Shumë herë Pejgamberi s.a.v.s. dhe familja e tij flinin krejtësisht të uritur dhe mbulonin trupin e tyre me rrobe të arnuara".[5]

Omeri r.a., e përshkruan dhomën e Muhamedit s.a.v.s., si një kthinë skajshmërisht të varfër, me tri lëkura të thara bagëtie për shtrirje dhe një grusht elb për ushqim diku në qoshe. Duke parë gjendjen e rëndë në të cilën jetonte Pejgamberi, sytë e Omerit ishin mbushur me lot. Muhamedi s.a.v.s. i kishte thënë: "Përse po qan?" Omeri i ishte përgjigjur: "O Pejgamber i Allahut! E si të mos qaj kur shoh se në ç'gjendje ndodhesh. O Pejgamberi i Allahut! Lutu që Allahu të na japë ushqim të mjaftueshëm. Si ka mundësi që persianët dhe bizantinët, të cilët nuk kanë fe të vërtetë dhe nuk adhurojnë Allahun, por mbretërit e tyre, Kaizerin dhe Kohesrohen, të jetojnë në kopshte të lulëzuara e buzë shadërvanëve të pastër, ndërsa Pejgamberi i zgjedhur dhe robi i nënshtruar i Allahut të jetojë në varfëri të plotë! Pejgamberi i ishte përgjigjur: "O Omer ende vazhdon të dyshosh për këtë gjë? Qetësia dhe rehatia në botën e përtejme janë shumë më të mira se qetësia dhe rehatia në këtë jetë. Të pafetë po shijojnë shumë të mira në këtë botë, ndërsa për ne të gjitha këto të mira janë rezervuar në jetën tjetër".[6]

Kur Muhamedi s.a.v.s., filloi të thërriste arabët tek Zoti i vetëm i vërtetë, ata i premtuan gjithçka, vetëm të hiqte dorë nga ky mision. I premtuan pasuri të pafundme, gratë më të bukura, pozitën më të lartë, por ja çfarë ishte përgjigjja e Pejgamberit, Muhamed s.a.v.s.: "Sikur të më jepni hënën në krahun e majtë dhe diellin në krahun e djathtë, unë nuk do të heq dorë nga thirrja e Allahut". Cfarë nënshtrimi prekës!

Muhamedi s.a.v.s., sa herë që merrte ndonjë dhuratë, (si në rastin kur kryetari i Fidakut i dhuroi 4 deve të ngarkuara me mall) ai ua shpërndante të varfërve dhe s'pranonte të merrte asgjë për vete. Kur Muhamedi s.a.v.s. vdiq, nuk kishte kurrfarë parash. Pasuria e vetme e tij ishin 7 dinarë, të cilat ai ua shpërndau të varfërve disa ditë përpara se të vdiste, duke patur frikë se mos i linte prapa.

Ka gjithashtu edhe mjaft raste të tjera, të cilat tregojnë se jeta e Muhamedit s.a.v.s., nga fillimi i pejgamberisë së tij e deri në vdekje, ishte një jetë e një njeriu që kurseu shumë, dhe ia privoi vetes shumë gjëra. Ideja se qëllimi i tij ishte përfitimi material, nuk përputhet me faktet historike. Kjo vërehet fare mirë edhe tek Enciklopedia e Re Katolike, vol I, fq. 1001: "Thuhet se frymëzimi kryesor që e shtyu Muhamedin për të kryer revolucionin e tij fetar, ishte thjesht përfitimi ekonomik. Kjo hipotezë nuk u përshtatet fakteve që ne njohim".[7]

Hipoteza "Dëshira për pushtet dhe lavdi e shtyu Muhamedin s.a.v.s. të përpilonte Kuranin". Edhe kjo nuk përputhet me faktet historike. Ai për vite të tëra përjetoi fyerje nga arabët, megjithëse mund të ishte prijës i tyre, sepse një gjë të tillë ia kishin afruar vetë arabët. Edhe kur u bë udhëheqësi i tërë myslimanëve, mbeti po i njëjti. Karakteri i tij tregon qartë se ai nuk ishte i etur për pushtet e as për lavdi personale.

Muhamedi s.a.v.s., ishte një shembull i mahnitshëm modestie. Me gjithë rangun shoqëror, si pejgamber që ishte dhe me gjithë përgjegjësinë e madhe, si burrë shteti, Muhamedi s.a.v.s. angazhohej edhe në punët e shtëpisë. Ai kujdesej për veshjet, riparonte këpucët dhe milte dhinë e tij.

Erdhi një kohë kur myslimanët, në shenjë respekti, filluan të çohen në këmbë sa herë që ndodheshin para tij, por Pejgamberi s.a.v.s. ua ndaloi një gjë të tillë. Po ashtu Pejgamberi s.a.v.s. punonte bashkë me shokët e tij, edhe pse ata nuk dëshironin ta lejonin të punonte krah me ta. Po, në të tilla raste Muhamedi s.a.v.s., u përgjigjej: "E di që doni të më bëni një nder, por nuk do të doja".

Pasuesit e tij ishin gjithmonë të gatshëm t'i bindeshin, por ai gjithmonë ngulte këmbë se bindja duhej treguar ndaj Allahut xh.sh. e jo ndaj tij personalisht. Njëherë atij iu afrua një i huaj, i cili pothuajse dridhej nga nderimi që kishte për të dhe Muhamedi s.a.v.s., ngrohtësisht, ia hodhi dorën në qafë, duke i thënë: "Qetësohu vëlla, unë jam vetëm biri i një gruaje e cila e hante bukën thatë".

Muhamedi s.a.v.s., kishte urdhëruar që varri dhe personaliteti i tij të mos ktheheshin në idhull pas vdekjes së tij. "Mos e ktheni varrin tim në një vend adhurimi", "Mos më lëvdoni mua ashtu siç lëvdojnë krishterët Isanë, birin e Merjemes, por thoni: Ai është rob i Allahut dhe lajmëtar i Tij".

Atyre që thonë se Muhamedi s.a.v.s., e shkroi vetë Kuranin me qëllim që ti kënaqte ambiciet e tij për pushtet dhe lavdi, mund t'u them: Muhamedi s.a.v.s. natyrisht që do t'i kishte hequr nga Kurani ato ajete të cilat mund të binin ndesh me ambiciet e tij. Por ai nuk e bëri këtë. E përse duhej të shkruante ai një libër i cili e detyronte t'i thoshte popullit se ai ishte i pafuqishëm dhe nuk dinte asgjë mbi forcat e mistershme, se ai nuk kishte sjellë asnjë doktrinë (parim) të re; se nuk di të shkruante dhe të lexonte dhe se ky libër nuk ishte fjalë e tij? (shih ajetet: El Araf, 188; El Huxhurat, 6; El Kasas, 86; El Kehf, 110; El Enam, 50 etj.).

*1. Edukata Islame, Prishtinë, nr. 24, fq. 12; Mustafa Steven Nicholas & Tariq Nelson, "Kush e shkroi Kur'anin", Prishtinë 2006, fq. 13. 2. Imam Neveviu, "Rijadus-Salihin", Prishtinë 1997, hadithi nr. 477 (shiko dhe hadithet 474-478). 3. Hamza Mustafa Nijazi, Tiranë, 1993, fq. 16. 4. Saffijjurrahman El-Mubarekkfuri, "Nektari i vulosur i xhenetit", Prishtinë 2001, fq. 559. 5. Edukata Islame, Prishtinë, nr. 24, fq. 13. 6. Hamza Mustafa Nijazi, Vep. e cit., fq. 18; Mustafa Steven Nicholas & Tariq Nelson, Vep. e cit., fq. 14. 7. Po aty, fq. 18, 19.*

Prof. Fehmi Huvejdi

# Katër transformime të rëndësishme në jetën e dr. Jusuf el-Kardavit

Kur bëhet fjalë për dr. Jusuf el-Kardavin duhet të kemi parasysh se jemi duke folur për një personalitet thuajse të pazëvendësueshëm dhe për një shkollë në vete të mendimit dhe ideologjisë kardaviane. Shkollë kjo që është kompleks i shpresës dhe shpëtimit të myslimanëve në kohën bashkëkohore. E tërë kjo e meriton një studim dhe qasje të thukët e të detajuar nga gjeneratat e reja.

Është e vërtetë se shfaqja e dr. Jusuf el-Kardavit në ekranet televizive e në veçanti tek kanali "Al-Jazeraa", për afro dhjetë vjet ka bërë të mundur që të depërtoje te miliona familje myslimane. E kjo ia ka mundësuar që të bëhet pjesë te dhjetëra miliona njerëz.

Çdo vlerësim tjetër përveç kësaj do të ishte nënçmim për rolin dhe kontributin që ka dhënë dhe vazhdon ta japë përgjatë tërë jetës së tij. Unë mendoj se në jetën dhe në kontributin e tij kanë ndodhur katër lëvizje apo katër transformime të rëndësishme, që kanë lënë gjurmë të pashlyeshme dhe kanë qenë vendimtarë në pozicionimin e dr. Jusuf el-Kardavit dhe në të arriturat e tij. Këto transformime kanë ndihmuar mjaft që ai të jetë prezent në zemrat e mbarë myslimanëve anembanë botës.

## Transformimi i parë

Personifikohet në transformimin e tij nga një thirrës apo predikues në një fakih apo jurist islam dhe nga një përgëzues në një muxhtehid.

Ai, tashmë nuk e ka rolin e informatorit apo të rikujtuesit të asaj që mund ta dinë njerëzit apo një pjesë e tyre, të asaj që do mbushte pritshmërinë e tyre, do të kënaqte ndjenjat dhe emocionet e tyre . Por, ai tashmë ka marrë rolin e një reference tek i cili njerëzit gjejnë përgjigje për pyetjet e tyre, zgjidhje për problematikat e tyre bashkëkohore. Ai tashmë ka arritur që të jetë një gjendje që të nxjerrë predispozita juridike, gjykime bashkëkohore dhe rekomandime juridike (fetva) të cilat ua bëjnë më të lehtë të kuptuarit e hallallit në raport me problemet bashkëkohore. Në këtë mënyrë ka arritur që njerëzve t'ua mundësojë që të jenë më të qetë dhe më të rehatshëm në aspektin e ndërgjegjes së tyre në raport me veprimet e tyre dhe përgjegjësisë ndaj Zotit xh.sh..



## Transformimi i dytë

Personifikohet në transformimin e tij nga të qenët pjesëtar i një lëvizjeje në një referencë kyçe.

Ai vërtet ishte rritur dhe ishte edukuar në shkollën e Vëllazërisë Myslimane, por ai kishte arritur të shndërrohej në një universitet global në vete. Kështu ai arriti që të tejkalonte horizontet e një lëvizjeje dhe të kalojë në të qenët pjesë e pandashme e horizonteve të mbarë komunitetit mysliman. Edhe përkundër mburrjes dhe krenarisë së tij me përkatësinë e tij si pjesëtarë i lëvizjes së Vëllezërve Myslimanë dhe përvojës së tij në këtë shkollë ideologjike, ai këtë e konsideron vetëm si një etapë të përvojës në jetën e tij, përvojë kjo që kishte ndikim dhe gjurmë të pamohueshme në formimin e tij, por që asnjëherë nuk kishte ndikuar në përvetësimin apo personifikimin e tij. Dr. Jusuf el-Kardavi, me këtë lëvizje, por edhe me të gjitha rrymat dhe lëvizjet e tjera, kishte bashkëvepruar duke i konsideruar si mjet dhe asnjëherë nuk i kishte llogaritur si qëllime të jetës së tij. Pra, i kishte konsideruar vetëm si porta nëpërmjet të cilave mund të vihej në shërbim të Islamit, por që asnjëherë nuk kishin ndikuar në nënvlerësimin e portave të tjera



nëpërmjet të cilave mund të arrinte të njëjtin qëllim.

Për shkak të qëndrimit dhe pozicionimit të tij, dr. Jusuf el-Kardavi asnjëherë nuk kishte hezituar që të kritikojë projektin e Vëllazërisë Myslimane, të rishikojë dhe të shqyrtojë shkrimet e prof. Sejid Kutbit. Prandaj, në lidhje me këtë, dr. Jusuf el-Kardavi në librin e tij ''Ku qëndron problemi?", ai nuk kishte hezituar aspak që të shprehte mendimet dhe qëndrimet e tij në lidhje me këtë. Çdoherë kërkonte korrigjimin e rrugëtimit të tyre, por çdoherë duke e mbështetur ngritjen dhe progresin ideologjik që kjo lëvizje kishte arritur. Ai, çdoherë aspironte në suksesin e këtij projekti ideologjik duke shpresuar në aftësinë e tij të përshtatjes me risitë dhe ndryshimet bashkëkohore.

## Transformimi i tretë

Personi-fikohet në transformimin e tij nga një lokalist në një globalist.

Pra, ai ishte shndërruar në një njeri universal, që do njihej nga e mbarë bota. Thjesht, ai tashmë nuk ishte një jurist apo një predikues egjiptian, katarian apo arab, por ishte zotërues i fjalës dhe mendimit në të gjitha shoqëritë myslimane anembanë botës. Kështu, ai kishte arritur që të depërtonte në të gjitha kontinentet edhe pse vazhdimisht i nxiste myslimanët që si referencë të parë të kishin dijetarët e vendeve të tyre, pastaj ata më të afërt e kështu me radhë. Tërë këtë e mbështeste në atë se çdokush i di më në detaje dhe është më mirë i informuar për rrethanat dhe problematikat e vendit të tij. Edhe përkundër kësaj, myslimanët e kishin kuptuar se ishte e pamundur që të shmangen prej mendimit të tij. Pra, thjesht prezenca e mendimit dhe e këshillave juridike që buronin prej tij ishin të domosdoshme dhe më se të nevojshme për mbarë shoqëritë myslimane anembanë botës.

**...ai kishte arritur që të depërtonte në të gjitha kontinentet edhe pse vazhdimisht i nxiste myslimanët që si referencë të parë të kishin dijetarët e vendeve të tyre, pastaj ata më të afërt e kështu me radhë.**

Ai, edhe para se të merrte presidencën e Këshillit Islamik në Evropë, kontributi i tij ishte prezent edhe në Malajzi, Indonezi e në shumë vende të tjera myslimane.

## Transformimi i katërt

Personi-fikohet në transformimin e tij nga një mendimtar tradicionalist në një mendimtar riprodhues apo reformues.

E kjo i ngjau pasi që rrugëtimin e tij prej juristi e kishte filluar duke studiuar doktrinat e katër shkollave juridike kredenciale dhe me përkushtim të zellshëm në praktikimin e fondamenteve të tyre. Por, me kalimin e kohës, kishte arritur që të zgjeronte horizontet dhe diapazonet e dijes së tij duke pasur qasje drejtpërdrejt në librat bazikë të shkencave fetare dhe të atyre jofetarë, të rrethanave të myslimanëve, të traditave të tyre, të gjendjeve socio-ekonomike, etj. E tërë kjo ia kishte mundësuar që të ketë një zhvillim unik të mendimit dhe të qasjes së tij, çdoherë duke qenë në zbatim të qëllimeve bazike të Islamit.

Andaj, me përgjegjësi të plotë mund të themi dhe të dëshmojmë se dr. Jusuf el-Kardavi ka arritur që të dëshmojë veten se meriton të jetë prej muxhtehidëve të kohës së tij. Pra, ai është prej reformuesve të shekullit të fundit.

** Artikulli është publikuar në gazetën egjiptiane "Ed-Destur", më 28 gusht, 2007.*

**Përktheu: Mr. Artan Musliu**

Dr. Rexhep Suma

# Edukimi dhe mësimi si forma të thirrjes islame

Theksi i thirrësit islam duhet të jetë mbi domosdoshmërinë e edukimit sipas koncepteve islame dhe nëse këto koncepte nuk ndikojnë në zemrën dhe në sjelljen e myslimanit, atëherë nuk ka asfarë dobie për përmirësimin dhe edukimin e tij. Këto koncepte duhet të tregojnë fuqinë e tyre në shpirtin e besimtarit dhe ta kalisin atë përballë furtunave të jetës që të mos thyhet në misionin e tij më pas.

Aplikimi i metodave të përshtatshme përgjatë misionit të thirrjes islame mbetet proces që vazhdimisht predikuesi i fesë duhet ta ketë në qendër të vëmendjes së tij. Së këtejmi zbatimi gabimisht i metodës në thirrjen islame sigurisht që do të na shpinte në rezultate jo të dëshirueshme. Jo rastësisht thuhet se "Metoda vjen para esenciales", dhe kjo është rregull me vlefshmëri konstante. Nëse duam që mesazhi ynë, përpos plotësimit të ndjenjave tona të bartë me vete vlera edhe përtej kësaj, të arrijë synimin e vet, si dhe nëse duam që të lë impresionim në mendjen e bashkëbiseduesit tonë, duhet detyrimisht t'i përshtatemi metodës në thirrje dhe përshtatjes së stilit të duhur.

Për thirrësin në Islam vazhdimisht mbetet pesha që të angazhohet e të japë diturinë e tij në shoqëri e sidomos duhet treguar përkushtim i veçantë ndaj atyre që sapo kanë përqafuar vlerat islame me faktin se te personaliteti i këtyre "të rinjve" në Islam sigurisht se kanë mbetur simptoma të botëkuptimeve të gabuara ndaj fesë islame dhe nëse nuk eliminohen këto "simptoma" atëherë kemi të bëjmë me një rrezik permanent për të që të ketë një personalitet të luhatshëm dhe jo të qëndrueshëm. Duke lexuar historinë islame shohim se edukimi dhe mësimi i fesë islame kishin rol esencial në dave. Duke iu referuar rastit kur kishte pranuar islamin Umejr bin Vehb, i Dërguari a.s., u kishte thënë sahabëve: "Mësojani vëllait tuaj fenë dhe lexojani atij Kuranin".[1]

Kështu kishte vepruar Muhamedi a.s. edhe me banorët e Jethribit duke ua dërguar Musab bin Umejrin që t'ua mësonte dhe komunikonte atyre vlerat e fesë islame dhe t'ua mësonte Kuranin.

Nëse duam të jemi posedues të së vërtetës, më parë duhen ditur dhe njohur mirë rruga e punës që duhet bërë, mënyrën, drejtimi dhe metoda. Në të kundërtën do të ngelim duke numëruar në vend. E drejta islame, morali islam, prej fillimit e deri në fund sugjerojnë për urtësi dhe edukatë. Ajo që na detyron t'i përmbahemi metodës është lidhja jonë me të vërtetën (hakun). Ka nevojë ta shkollarizojmë thirrjen. Ata që e kanë marrë mësimin, edukatën dhe përvojën e kësaj pune, duhet të dalin në rresht të parë dhe të jen shëmbëllytyrë. Është shumë me rëndësi që duke mos u futur në detaje të fillohet me njohjen e metodës dhe pikat thelbësore të thirrjes. Andaj nisur nga kjo, thirrja islame (dave) nuk është punë fjalimi dhe heroizëm momental. Është punë e urtësisë, vizionit, largpamësisë, guximit, qëndrueshmërisë dhe përpjekjes permanente.[2]



## Argumentet duhet të thuhen qartë

Imami apo thirrësi i masës së gjerë duhet t'u mësojë parimet dhe argumentet mbi të cilat është e ngritur feja islame dhe assesi nuk duhen fshehur mësimet fetare dhe duke mos ua fshehur atyre argumentet e Zotit, përndryshe atëherë nuk e kanë kryer obligimin e tyre karshi Zotit dhe njeriut. "Ata, të cilët fshehin argumentet dhe faktet që Ne i shpallëm pasi ato ua sqaruam njerëzve në librin, të tillët i mallkon Allahu, i mallkojnë edhe ata që mallkojnë. Përveç atyre që pendohen, që përmirësohen dhe që u shpjegojnë njerëzve, (të vërtetën), të tillëve ua pranoj pendimin, se Unë pranoj shumë pendimin, jam mëshirues." (El Bekare, 159-160).

Në lidhje me këtë rast Imam Ibn Kethiri shprehet se dijetarët e kanë për obligim që t'i shpalosin dhe t'i shpjegojnë kuptimet e fjalës së Allahut dhe që t'ua mësojnë të tjerëve këto njohuri, ashtu siç ka thënë Allahu xh.sh.: "Dhe kur Allahu mori zotimin nga ata që iu qe dhënë libri: që gjithqysh t'ua publikoni atë njerëzve e të mos e fshehni, por ata e lanë pas dore atë për pak send të kësaj jete; pra, bënë punë të keqe." (Ali Imran, 187).

Më pas duke vazhduar komentimin, ai thotë se ne e kemi për obligim o ju myslimanë që të përfundojmë atë për të cilën ia kemi dhënë besën Allahut dhe të diskutojmë për çështjen tonë duke mësuar Librin e Allahut dhe të dis-kutojmë për çështjen tonë duke e mësuar Librin e Allahut të zbritur te ne dhe po ashtu t'ua shpjegojmë të tjerëve.[3]

Nisur nga fakti se një nga karakteristikat e umetit islam është fakti se ai është umet i edukimit dhe mësimit dhe si parim i rëndësishëm në ngritjen dhe formimin e personalitetit të myslimanit në përgjithësi dhe përgatitjen e një thirrësi islam në veçanti. "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më e mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, por shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit." (Ali Imran, 110).

Nuk është aspak e çuditshme që Islami filloi me thirrjen në dituri dhe duke vendosur atë para obligimeve të tjera hyjnore. "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi. Krijoi njeriun prej gjakut të ngjizur. Lexo për Zotin tënd Bujar! Është Ai që ia mësoi pendën. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte." (El Alak, 1-5).

Dituria (ilmi), është një ndër fjalët më të shpeshta të përmendura në Kuran. Ndryshe nga botëkuptimet e tjera filozofike, Islami e ka bërë nxënien e diturisë një obligim individual dhe shoqëror dhe i përshkruan asaj të njëjtën rëndësi morale dhe fetare si dhe vetë adhurimit. Dituria shërben si çelësi i zhvillimit dhe avancimit të jetës kulturore e civilizuese në fushën islame.

Arabët e asaj kohe, por edhe disa popuj të tjerë kishin aftësinë që të prognozonin për çdo gjë por sa i përket revelatës hyjnore assesi nuk kanë mundur të mendojnë se ajo do të fillonte me fjalën "ikre". Revelata nuk filloi as me fjalën "ilm" (dituri) por me lexim, ngase leximi përmban shkrimin, lapsin dhe letrën, kurse dituria mund të jetë dhunti që nuk ka nevojë për laps, lexim, shkrim e as letër dhe kjo të shpie në atë se dituria do të jetë prodhim i lapsit, letrës, bibliotekave, librave, shkrimeve, gazetave, përvojave si dhe të mendjes.[4]

## Edukimi dhe mësimi nuk janë elemente dytësore

Nisur nga këto fakte të prezantuara, edukimi dhe mësimi nuk janë elemente dytësore të fesë apo çështje



vetëm e fikhut, nuk është dije fakultative apo edhe thjesht problem anësor, por është çështje që formon gradualisht personalitetin e thirrësit me këtë rast.

Kështu sipas një përkufizimi të thjeshtë, edukimi është: Të mësuarit e praktikës së fesë për të rinjtë në besim, qofshin të mëdhenj apo të vegjël në moshë, në zbatimin e dispozitave të saj dhe përshtatja me realitetin në mënyrën e duhur, për të pasur qëndrime të drejta në vijimësi. Kështu pra edukimi nuk merret nëpërmjet një ligjërimi, një hytbeje ditën e xhuma, mësim apo duke shkruar një libër apo duke lexuar ndonjë studim, madje duke e përgatitur një mësim apo duke mbajtur një këshillë. Procesi i edukimit është shumë më i thellë se kaq dhe më i gjerë se të gjitha këto që përmendëm.[5]

Por duke i bërë një vështrim të panoramës së arsimimit të mbarë botës islame, ajo duket aspak e këndshme në krahasim me të arriturat dhe fushën e zhvillimit të mendimit kritik gjetiu. Enver Ibrahimi, ish minister i Arsimit i Malajzisë (1986-1991) dhe ish kryetar i ABIM-it, lëvizjes islame të të rinjve të Malajzisë, në këtë vazhdë kur është pyetur se çfarë mendon se mund të bëhet për të nxitur arsimimin dhe mendimin intelektual në nivel shtetesh islame si tërësi, ai përgjigjet kësisoj: Ekzistojnë



modernistë myslimanë të cilët flasin rreth nxënies së diturisë nga Lindja dhe Perëndimi, rreth shkencës moderne e të tjerë. Por, nuk do të thoja se të gjithë ata ndajnë opinionin e njëjtë se sistemi i vlerave myslimane, standardi i moralitetit, përkushtimi ndaj fesë së tyre, duhet të praktikohen. Mendoj se ata plotësisht, ose deri në një shkallë të madhe, e kanë injoruar rëndësinë e moralitetit dhe të përkushtimit ndaj sistemit të vlerave islame. Në sistemin e vlerave etike dhe morale, në promovimin e vlerave, aty ku ne pikërisht dallojmë prej tyre. Pra, duhet të jemi konfidentë në shoqërinë tonë, në njerëzit tonë dhe të sigurojmë se nëpërmjet sistemit tonë të arsimit ata bëhen mysliman të mbarë, e çmojnë traditën, gëzojnë të kuptuarit e tyre dhe standardin e tyre të moralitetit dhe të vlerave.[6]

Nuk befason fakti se vlerat e fesë islame ngrenë njeriun në dy aspekte: e para është çështja e besimit dhe e dyta dija. Për këtë Allahu xh.sh ., në Kuran thotë: "Allahu lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri. Allahu është i njohur mirë me atë që punoni." (El Muxhadele, 11).

Kurse në ajetin vijues është specifikuar dijetari me dhuntinë e udhëzimit dhe drojën ndaj të Plotfuqishmit dhe të Gjithëditurit. "Po Allahut ia kanë frikën, nga robërit e Tij, vetëm dijetarët, Allahu është mbi gjithçka, është mëkatfalës." (Fatir, 28).

Pos kësaj, dijetarët i ka ranguar edhe si ruajtës të revelatës (vaj) dhe mbrojtës të legjislacionit hyjnor, për këtë shprehet në Kuran:

"Po, pos Allahut askush nuk e di domethënien e tyre të saktë. Dijetarët e pajisur me dituri thonë: "Ne u kemi besuar atij (atyre që janë të paqarta), të gjitha janë nga Zoti ynë! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes." (Ali Imran, 7).

## Dija është thelb i porosisë profetike

Gjithashtu edhe nga gurra profetike mësojmë se thelbi i porosisë profetike është dija. Përfaqësuesi i fundit i traditës profetike, Muhamedi a.s., si themel të mësimeve të tij ka pasur dijen. Për veten ai ka thënë se është dërguar si mësues (mual-lim).[7] Ai ka kërkuar prej myslimanëve që të jetojnë një jetë të bazuar në dije dhe ka thënë: "Bëhu dijetar, nxënës i dijes, dëgjues ose dashurues i dijes! Mos u bëj i katërti, se shkatërrohesh!"[8]

Muhamedi a.s. në qendër të relacioneve njerëzore ka vendosur dijen dhe e ka motivuar edhe nxënien edhe mësimin e saj. Për këtë Muhamedi a.s. ka urdhëruar: "Mësuesi dhe nxënësi kanë sevape të barabartë."[9]

Më shumë se kurrë, sot dija është një pushtet me ndikim të madh. Ajo është në epiqendër të raportit njëri-shoqëri, njëri-natyrë dhe, periudha në të cilën ndodhemi është emërtuar si epoka e dijes. Në këtë kuptim, dija, e mira, e drejta dhe e bukura; por, ajo mund të përdoret edhe për motivim drejt së keqes, së shëmtuarës dhe për kolonializim. Në periudhën moderne, njerëzit e zbuluan fuqinë e dijes për t'u pasuruar dhe për të udhëhequr natyrën. Njerëzit e kësaj periudhe, të preokupuar nga brengat etike, kanë harruar se kafshët, bimët, gjërat, deri vetë dija u është lënë amanet. Në mënyrë pozitive dija është kthyer në teknologji, por ajo u përdor edhe për interesa qarqesh të caktuara dhe kësisoj njeriu preu degën ku qëndron vetë. Shndërrimi i dijes në pushtet dhe në një mjet për të kolonizuar, ka pasur si pasojë edhe egoizmin dhe xhelozon për të mos ua transmetuar atë të tjerëve. Feja islame nuk e pranon shndërrimin e dijes në një mjet për interesa të ngushta[10].

Një shkallë mbi diturinë është vetëdija. Nëse në prapaskenë të vetëdijes nuk ka një akumulim të fuqishëm të diturisë dhe kulturës, atëherë të pashmangshme janë rrënimet, dështimet dhe kalbjet. Në momentin kur prej jetës sonë do të tërhiqen fjalët e përmbushura me dituri, nuk ka mundësi të japim porosi gjallëruese. Nëse fjalët tona janë të mbushura me shkencë dhe urtësi, bien te zemrat si një shkëndijë dhe më pas, përmes asaj shkëndije e ndez zjarmishëm zjarrin e zemrave. Atëherë fillon ilumunimi (ndriçimi) i brendshëm dhe pastrimi nga mëkatet. Ata që i integruan fjalët me dituri mundën të ecin pa u stepur dhe pa u lodhur. Prapa atyre që ngelën pa akumulim të diturisë dhe pa pajisje shkencore, nuk ngeli as fjalë e as gjurmë.[11]

Seid bin Xhubejr, Seid bin Musejjeb, Imam Adham Ebu Hanife, Ahmed bin Hambel, etj., ishin njëra pjesë e yjeve të kësaj tradite të pasur dhe ata vazhdimisht u munduan që dinjitetin e fjalës dhe nderin e krenarinë e tyre e mbrojtën me jetët e tyre nëpër burgje të pushtetarëve, pra që vetëm mos të lëndohet fuqia e fjalës. Ata lanë trashëgimi duke na mësuar se në qoftë se heshtja e dijetarit nuk është tradhti, është vrasje por gjithsesi edhe na mësuan edhe faktin tjetër që fjala nuk do të lodhet, por ne do të lodhemi duke i shkuar pas fjalës.

Ubade bin Samiti kishte marrë si dhuratë një hark nga një person të cilit i kishte mësuar Kuranin dhe shkrim-leximin, ndërsa, Pejgamberi a.s., i pati tërhequr vëmendjen për këtë.[12]

Duke u kthyer në realitetin tonë që në dekadat e fundit, vërejmë të rinj entuziastë në fe pasi kanë marrë pjesë nëpër mësime, kanë dëgjuar kaseta apo CD etj, kanë lexuar libra dhe më pas kanë filluar thirrjen islame, kanë filluar edhe xhihadin, siç pretendojnë... Xhihadi do të ekzistojë deri në Ditën e Kiametit. Qëllimi këtu është të tregojmë se nuk mund

të ketë xhihad (luftë vetëmbrojtëse) para mësimit të dijes dhe edukimit, përveçse në rast mbrojtjeje dhe sipas kushteve që cakton feja, të njohura këto për njerëzit e dijes. Më pas, .. ndodhi çka ndodhi, që të gjithë e dimë. Thuaj diçka të mirë dhe mos pyet se ç 'bëri vaki! Pjesa më e madhe e fenomeneve të veprimtarive të gabuara nga disa të rinj, në veçanti në ecurinë e thirrjes islame për tek Allahu xh.sh., ka ardhur si pasojë e mungesës së edukimit. Ndaj u takon dijetarëve dhe thirrësve islamë që t'i japin hakun kësaj çështjeje, që t'i ruajmë të rinjtë nga devijimet e mbrapshta, vendin dhe njerëzit nga telashet e panumërta.[13]

Duhet theksuar se dija islame është e ngritur mbi bazën dhe rregullat e veçanta e nuk është produkt i mendimeve e iluzioneve mendore, sikurse nuk është produkt i përvojave apo egove e një grupi njerëzish. Ajo gjithsesi se është kod i cili baraspeshon në qëndrueshmërinë dhe realitetin e saj duke i folur njeriut si trup dhe shpirt, epsh dhe mendje. Nga kjo buron edhe edukata islame si vërtetuese e gëzimit dhe haresë e cila shpie në qëllimin e synuar në këtë si dhe jetën tjetër duke iu shmangur urrejtjeve, devijimeve, stresit, padrejtësisë dhe duke mos shtegtuar në rrugët të cilat shkatërrojnë jetë njerëzish.

Po ashtu natyrë tjetër e dijes islame është se ajo është e lidhur ngushte me besimin, realitetin dhe burimin, dhe njëherit edhe mësimet kuranore kërkojnë nga ne që të udhëtojmë nëpër botë dhe t'i shohim argumentet e Tij në gjithësi duke vëzhguar atë se si është krijuar me përpikëri dhe çdo element nuk është krijuar shkel e shko, por që të gjithë kanë ndërlidhje dhe një harmonizim që i shërbejnë një qëllimi të caktuar "Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë e shikoni se si filloi krijimi, pastaj Allahu e fillon krijesën tjetër (ringjalljen). Është e vërtetë se Allahu ka mundësi për çdo send." (El Ankebutë, 20)

"E tokën e kemi shtruar dhe në të kemi vuar kodra dhe kemi bërë që në të të mbijnë bimë të caktuara të të gjitha llojeve." (El Hixhr, 19).

"Ai është krijues i dritës së mëngjesit. Natën e bëri kohë pushimi, e diellin dhe hënën për llogaritje të kohës. Ky (rregull) është caktim i plotfuqishmit, i gjithëdijshmit." (El En'amë, 96).

Po ashtu në këtë vazhdë, dija islame e shpinë myslimanit drejt të vërtetës së përjetshme ku me këtë rast dija nuk ka kufi e as fund dhe se nga dija na është dhënë shumë pak. "Thuaj: "sikur të ishte deti ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim, e edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai (deti)". (El Kehf, 109).

"Sikur të gjithë drutë në tokë të jenë lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete (e të jenë me ngjyrë), nuk do të mbaroni fjalët e Allahut (do të shteroheshin detet, do të soseshin lapsat e jo mrekullitë e Zotit). Allahu është ngadhënjyesi i urtë." (Lukman, 27).

Por, krahas kësaj Allahu xh.sh. ka premtuar se, nëse njeriu mediton rreth krijimtarisë së Tij, me mendim të pastër duke i ndjekur shkaqet, atij do t'ia zbulojë disa sekrete të galaktikës e fshehtësive tjera, të cilat nuk i di njeriu. "Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte." (El Alek, 5) "Dhe Ne nuk u treguam asnjë mrekulli (ndëshkuese) që nuk ishin të mëdha se njëra-tjetra dhe ashtu i ndëshkuam në mënyrë që të tërhiqeshin nga rruga që praktikonin." (Ez Zuhruf, 48). "Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t'u bëhet e qartë se ai (Kur'ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?" (Fuslite, 53).

## Etapa mekase karakterizohet nga ngritja dhe edukimi i njerëzve mbi koncepte islame

Theksi i thirrësit islam duhet të jetë mbi domosdoshmërinë e edukimit sipas koncepteve islame dhe nëse këto koncepte nuk ndikojnë në zemrën dhe në sjelljen e myslimanit, atëherë nuk ka asfarë dobie për përmirësimin dhe edukimin e tij. Këto koncepte duhet të tregojnë fuqinë e tyre në shpirtin e besimtarit dhe ta kalisin atë përballë furtunave të jetës që të mos thyhet në misionin e tij më pas.

"Ka nga njerëzit që adhuron Allahun me mëdyshje (luhatshëm) nëse e godet ndonjë e mirë ai qetësohet më të, po nëse e godet ndonjë e pakëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë (të mëparshme), ai e ka humbur këtë dhe jetën tjetër e ky është ai dështimi i qartë." (El Haxh, 11).

Mu për këtë arsye etapa mekase veçohet nga edukimi i njerëzve mbi koncepte islame dhe njohja e bazave madhështore të Islamit, e mbi të cilat konsolidohet besimi islam dhe se me këtë edukim të thellë e të prerë janë pastruar shpirtrat e myslimanëve fisnikë dhe u janë mbushur ato me faktet islame, ashtu që ata janë bërë zanafilla e parë e Islamit dhe batalioni ngadhënjyes. Pos, kësaj ky edukim ua ka mundësuar të përballojnë shumë gjëra, të cilat nuk të arrinin t'i përballonin të tjerët, sepse këtë e kishin bërë për hir të Zotit, mbështetje të vlerave fetare si dhe komunikimit të saj në tërë botën.[14]

Edukimi dhe mësimi si formë të thirrjes islame mbetet një ndër faktorët që luajtën rol vendimtar në shtrirjen dhe komunikimin e Islamit te masa e gjerë.

*1. Siretu Ibn Hisham, v.2, f.308. 2. Ramazan Kayan, Thirrja islame akt profetik, Fleta, Prizren, 2017, f.117-118. 3. Imam Hafidh ebil Fida Ismail ibn Kethir el Kureshi Ed-dimeshki, Tefsirul Kur'anil adhim, Darul marife, Bejrut, v.1, 1993.f. 4. 4. Ebul Hasen En-nedevi, Esseadetu vel kijadetu lid-duveli el islamije el hurre, Muesesetu errisale, Bejrut, bot i parë 1982, f.136. 5. Adnan Al Araur, Menhexh ed-da've fi dev'i el vaki el muasir, botim i parë, 2005, f.14. 6. Ziauddin Serdar, Fytyra të Islamit, Logos-A, 2017, Shkup, f.128. 7. Darimi, Mukaddime, 357/32). 8. Sunenu Darimi, 1/91/248 dhe Bejhekiu në Medhal, 380. 9. Sunen Ibn Maxhe, 2285/17. 10. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë, v. 1. 11. Ramazan Kayan, Thirrja islame akt profetik, Fleta, Prizren, 2017, f.203-204. 12. Sunen Ebu Davud, Buju (Ixhareh), 3416/36. 13. Adnan Al Araur, Menhexh ed-da've fi dev'i el vaki el muasir, botim i parë, 2005, f.14. 14. Abdulkerim Zejdani, Usulu edda've, Muesesetu errisale, botimim i IX-të, Bejrut, 1999, f.445.*

PhD(c) Ferdi Kamberi

# Ndikimi i globalizmit në kulturën e leximit në Kosovë (1)

Libri sot konsiderohet si një përmbledhje e shkrimit, i cili është i konkretizuar dhe i përmbledhur në material që sipas UNESCO-së përmban së paku 49 faqe. Kultura e leximit ka të bëjë me të angazhuarit rreth leximit dhe të bërit rutinë leximin e librave jo vetëm gjatë nevojave shkollore, por edhe jashtë nevojave të tilla.

## Hyrje

Kultura e leximit ndikon dukshëm që individi, por edhe shoqëria të ngrihen në piedestalet më të larta të zhvillimit edukativ, arsimor, shkencor, kulturor dhe ndikon dukshëm që diapazoni i diturisë dhe informacionit të zgjerohet. Pra, kultura e leximit ka të bëjë me të lexuarit aktiv apo në mënyrë sistematike dhe ndërlidhet ngushtë edhe me ngritjen e personalitetit, Unit të individit. Madje, presupozohet që kultura e leximit ndikon dukshëm në formësimin e individit dhe të shoqërisë si në aspektin e edukimit dhe arsimit, po ashtu edhe në shmangien e paragjykimeve dhe stereotipave ndaj grupeve të tjera. Ajo konsiderohet si një ndër elementet e rëndësishme për krijimin e urave lidhëse në mes të

**Në Kosovë, supozohet se ka një rënie të kulturës së leximit ashtu siç është e theksuar që ka një rënie e tillë edhe në pjesët më të mëdha të botës e kjo me siguri si rezultat i procesit të globalizmit, në veçanti ndikimit të lartë të medieve sociale.**

komuniteteve të ndryshme, duke u dhënë kolorit ndërtimit të shoqërisë, fuqizimit të kohezionit social dhe integrimit shoqëror. Për këtë qëllim dhe në mënyrë që të ketë një vetëdije më të lartë shoqërore mbi rolin dhe rëndësinë e të kulturës së të lexuarit, UNESCO më 23 prill feston ditën e 'Librit Botëror dhe Ditën e të Drejtave të Autorit'. Zhvillimi i modernizmit edhe procesi i globalizmit kanë bërë që prioritet të jetë më shumë teknologjia informative e cila nga sociologët konsiderohet si produkt i globalizmit. Kjo e fundit ka ndikuar dukshëm që të lexuarit të zbehet në një masë dhe në anën tjetër të zëvendësohet me të lexuarit në formën elektronike, e cila ka një rënie në raport me të lexuarit fizik. Trendi i tillë ka prekur gjithashtu shtetin e Kosovës, ku të dhënat flasin për një përdorim masiv të teknologjisë informative me gjithsej 1.1 milion përdorues të internetit, që Kosovën jo vetëm që e bën lider në Ballkan, por atë e krahason me vendet e zhvilluara evropiane. Në Kosovë, supozohet se ka një rënie të kulturës së leximit ashtu siç është e theksuar që ka një rënie e tillë edhe në pjesët më të mëdha të botës e kjo me siguri si rezultat i procesit të globalizmit, në veçanti ndikimit të lartë të medieve sociale. Megjithatë, në këtë rënie të kulturës së leximit kanë ndikuar edhe disa faktorë të tjerë, si: çmimet e të larta të librit në raport me standardin jetësor, mungesa e kohës, mungesa e kulturës së leximit e cila ndërlidhet ngushtë edhe me të pasuritë e një biblioteke në shtëpi, pastaj mungesa e këndeve dhe hapësira më të mëdha



**Kultura e të lexuarit ka të bëjë me edukimin e të lexuarit qysh në fëmijëri dhe ajo bartet brez pas brezi**

për të lexuar, si dhe faktorë të tjerë. Prandaj, duke parë rolin dhe rëndësinë e kulturës së leximit, librit, promovimit të tij, benefiteve që sjell ajo, por edhe ndikimit që ka në ngritjen e përgjithshme të një shoqërie, kombi dhe shteti, qëllimi i këtij punimi është analizimi për së afërmi i kulturës së leximit në Kosovë, motivet që i shtyjnë shtresat e ndryshme të shoqërisë të lexojnë, koha sa i kushtojnë leximit, librat të cilët lexohen më së shumti dhe profili i lexuesit shqiptar.

## Libri dhe kultura e leximit

Kur flitet mbi librin në kuptimin logjik, me të nënkuptohet një set i shkrimit në letra ose material i cili është i lidhur dhe i konkretizuar si përmbledhje në një vend. Libri sipas UNESCO-s në fakt ka të bëjë "me një vepër të botuar shkencore, të letërsisë ose një vepër mësimore, e cila ka fleta të shtypura dhe e cila është e lidhur në një vëllim i cili është në shitje. UNESCO llogarit një botim të shtypur i cili mund të blihet nga publiku dhe nuk del në formë periodike dhe që së paku ka 49 faqe" (Armstrong, 2008). Kurse, kultura si nocion, por edhe si koncept nuk është e re, megjithëse ajo sipas E.B. Teylor "është një tërësi komplekse që i përfshin njohuritë, artin, moralin, doket dhe zakonet si dhe të gjitha aftësitë të cilat i fiton njeriu si pjesë e shoqërisë" (Pajaziti, 2010). Kultura është një ndër faktorët që ndikon dukshëm që individi të krijojë sjellje të mira, doke, zakone dhe komunikim me të tjerët. Madje, është pjesë kyçe e UNIT të individit dhe shoqërisë. Kurse, sipas Gidensit, kultura "përbëhet nga vlerat, të cilave u përmbahen anëtarët e një grupi, nga normat që ata i respektojnë dhe nga të mirat materiale që krijojnë. Vlerat janë ideale abstrakte, ndërsa normat janë parime të përcaktuara ose rregulla që njerëzit duhet t'i respektojnë" (Giddens, 2004).

Me fjalë të tjera mund të themi se kultura ka të bëjë me mënyrën e jetesës dhe respektimit të normave dhe vlerave të tyre. Krahas kulturës sot, ekzistojnë një sërë llojesh të kulturave, si: kultura materiale, kultura shpirtërore, kultura e ulët, kultura e lartë, etj. Mirëpo, e një rëndësie të veçantë është kultura e leximit e cila apriori ka të bëjë me praktikimin e të lexuarit, i cili ndikon dukshëm në formësimin e personalitetit të individit dhe në ngritjen e një shoqërie në piedestalet më larta të saj. Vetë leximi i librit është një kulturë në vete e cila kërkon kohë dhe vëmendje, në mënyrë që të kuptohet thelbi i leximit. Kultura e të lexuarit ka të bëjë me edukimin e të lexuarit qysh në fëmijëri dhe ajo bartet brez pas brezi, duke filluar nga insistimet e familjes për të instaluar një kulturë të tillë, pastaj duke vazhduar edhe me agjense të tjera të socializimit si: shkolla, masmedia, feja, e të tjera. Pra, mund të themi se vetë leximi konsiderohet si një nga rrugët personale për përparimin dhe zhvillimin qytetar, kulturor, ekonomik dhe në përgjithësi atë shoqëror. Leximi është një mjet për të fituar njohuri, për të pasuruar gjuhën, për të komunikuar dhe shkëmbyer informacione dhe ide. Pra, kultura e leximit mund të përshkruhet si "kulturë e leximit e cila përfshin marrjen e qëndrimeve pozitive ndaj leximit midis fëmijëve, studentëve ashtu edhe të rriturve. Tradita e leximit është çelësi i suksesit akademik të studentëve. Kultura e të lexuarit leximin e sheh si një instrument për rritje dhe zhvillim. Kështu, leximi është thjesht i qëndrueshëm, i dedikuar ndaj stilit dhe mënyrës së jetës. Konsiderohet po ashtu baza themelore e edukimit gjatë gjithë jetës, sidomos shumë kohë pas mbarimit të shkollës" (Ilogho, 2015 ). Pra, me fjalë të tjera, nëpërmjet leximit ne "krijojmë një kulturë, e cila ndikon dukshëm që të kemi një *hartë kognitive* për jetën, pasionin, seksin, shoqërinë, aventurat, vdekjen, rrethanat sociale, si dhe shumë gjëra me të cilat jemi përballuar apo do të përballemi në të ardhmen" (Kamberi, 2019).

## Teoritë shkencore mbi kulturën dhe leximin

Kultura e leximit të librave ka një ndikim tek individi në zhvillimin e aftësive kognitive, në aftësitë e formimit të qëndrimeve dhe të sjelljes, si dhe në zhvillimin psikomotorik. Për këtë qëllim, shumë teori flasin për ndikimet e kulturës së leximit si tek individi po ashtu edhe tek shoqëria. Teoria e funksionalizmit – është një ndër ato teori e cila sipas Malinowksit fokusohet në: a) kulturën e cila është në thelb një aparat instrumental e cila njeriun e vë në pozitë të mirë që të përballet me problemet specifike konkrete që hasin në mjedisin e tij gjatë përmbushjes së nevojave të tij, b) është një sistem i objekteve, veprimtarive dhe qëndrimeve në të cilat çdo pjesë janë si një mjet për një qëllim, c) është një (sistem) integral në të cilin elementet e ndryshme janë të ndërvarur, d) Aktivitete, qëndrime dhe objekte janë të organizuara rreth detyrave të rëndësishme dhe jetësore në institucione të tilla si: familja, klani, komuniteti, fisi dhe ekipet e organizuara të bashkëpunimit ekonomik, veprimtarisë politike, ligjore dhe arsimore dhe e) nga këndvështrimi dinamik, d.m.th. për sa i përket llojit të veprimtarisë, kultura mund të analizohet në një numër aspektesh siç janë: arsimi, kontrolli shoqëror, ekonomia, sistemet e njohurive/dijes, besimi dhe morali, si dhe mënyrat e shprehjes krijuese dhe artistike"

(Malinowski, 1960). Një gjë e tillë ka një ndërlidhje me normimin kulturor, sepse është shoqëria ajo e cila nëpërmjet kulturës ngre vetëdijen për leximin e librit, duke e shndërruar atë në një normë, edukim, vlerë, kulturë dhe duke i dhënë shoqërisë një dimension tjetër në raport me kulturat tjera. Një teori tjetër e cila fokusohet në këtë segment është edhe të mësuarit social nga psikologu Bandura e cila është "një teori e të mësuarit e cila ka dalë me idetë që njerëzit mësojnë duke shikuar se çfarë bëjnë të tjerët (nëpërmjet imitimit) dhe se proceset e mendimit njerëzor janë thelbësore për të kuptuar personalitetin. Nga mesi i viteve 1980, hulumtimi i Bandurës kishte marrë një prirje më holistike dhe analizat e tij kishin tendencë për të dhënë një përmbledhje më të plotë të njohjes njerëzore në kontekstin e të mësuarit social. Teoria që ai e zgjeroi nga teoria e të mësuarit social shumë shpejt u bë e njohur edhe si teori njohëse sociale. Kjo teori siguron një kornizë për të kuptuar, parashikuar dhe ndryshuar sjelljen njerëzore" (Tadayon Nabavi, 2012). Kjo teori po ashtu ka një rëndësi të madhe për shkak të fokusimit të saj ndoshta në tri elemente kryesore se: a) njerëzit mund të mësojnë përmes vëzhgimit, pastaj b) ekziston përforcimi i brendshëm si formë e shpërblimit të brendshëm, si: krenaria, kënaqësia dhe një ndjenjë arritjeje dhe c) kjo teori thekson se vetëm për shkak se diçka është mësuar, kjo nuk do të thotë se ajo do të rezultojë në një ndryshim të sjelljes.

## Globalizmi dhe kultura e leximit të librit

Sot jemi dëshmitarë të asaj që bota është globalizuar, ka pasur ndërveprime prej një polarizimi në polarizimin tjetër dhe ekzistojnë një sërë kulturash të cilat herë herë kanë ndërveprime ndërmjet vete e herë herë kanë edhe shpërfaqje të konflikteve. Sido që të jetë, libri është ai cili i ka bashkuar kulturat e ndryshme dhe nëpërmjet leximit ka ndikuar që shumë stereotipa dhe paragjykime të ulen në raport me racat, kulturat, etnitë, religjionet apo gjinitë e tjera. Në këtë kontekst, leximi dhe kultura e leximit kanë kontribuar që kulturat e ndryshme të bashkëpunojnë në shumë fusha dhe të kenë ndërveprime kulturore. Kjo "përvojë e të mësuarit (dhe të lexuarit) ndërgjeneral ka kontribuar për promovimin e shkëmbimit të njohurive krijuese, histori-shkrim, një kulturë të leximit, si dhe në ruajtjen e trashëgimisë kulturore" (UNESKO, 2017). Madje, për këtë qëllim çdo vit më 23 prill, UNESCO feston ditën e Librit Botëror dhe Ditën e të Drejtave të Autorit. Kjo datë simbolike u zgjodh në bazë të një sërë ngjarjesh të rëndësishme globale. Në vitin 1616, Cervantes, Shakespeare dhe Inca Garcilaso de la Vega vdiqën. Për më tepër, data

| *Shteti* | *Leximi i librit –çdo ditë ose pjesën më të madhe të ditës* | *Leximi i librit – të paktën një herë në javë* | *Leximi i librit – të paktën një herë në muaj* |
|---|---|---|---|
| **Italia** | 30% | 26% | 19% |
| **Gjermania** | 25% | 25% | 18% |
| **Franca** | 27% | 21% | 19% |
| **Kina** | 36% | 34% | 16% |
| **Kanada** | 29% | 22% | 16% |
| **Brazili** | 26% | 27% | 18% |
| **Belgjika** | 19% | 18% | 20% |
| **Australia** | 23% | 19% | 20% |
| **Argjentina** | 26% | 27% | 20% |
| **Japonia** | 20% | 24% | 16% |
| **Meksika** | 22% | 30% | 24% |
| **Holanda** | 22% | 20% | 15% |
| **Rusia** | 29% | 30% | 16% |
| **Korea e Jugut** | 13% | 24% | 22% |
| **Spanja** | 32% | 25% | 16% |
| **Britania e Madhe** | 32% | 24% | 16% |
| **ShBA** | 30% | 25% | 16% |

**Tabela 1:** *Frekuenca e rezultateve të 17 vendeve mbi leximin e librit.* **Burimi:** (*Survey Global, 2017*).

përputhet me lindjen ose vdekjen e autorëve të tjerë, si Maurice Druon, Haldor K. Laxness, Vladimir Nabokov, Josep Pla dhe Manuel Mejia Vallejo, etj...” (UN, 2020). Edhe pse shënimi i kësaj date është një promovim simbolik i kulturës së leximit, qëllimi është që sado kudo të ngrihet vetëdija mbi nevojën për të lexuar, e cila ka një ndikim bukur të madh në zhvillimin e vetë shoqërisë. Në anën tjetër, studimet tregojnë se ka disa shtete të cilat i kushtojnë kohë më shumë leximit sesa shtetet e tjera. Në një studim të bërë Global GfK survey në 17 vende të botës rreth leximit të librave, kemi këto të dhëna, si vijon:

Bazuar në këtë studim, mund të shohim se shtetet të cilat pjesën më të madhe të ditës ia kushtojnë librit janë Italia me 30%, Kina me 36% dhe Rusia me 29%. Ndërsa, shtetet të cilat lexojnë libra të paktën një herë në javë janë Kina me %34, Rusia dhe Meksika me nga 30%. Kurse, shtetet të cilat lexojnë libra njëherë në muaj janë Meksiko me 24% dhe Korea e Jugut me 22%. Studimi edhe pse ka përfshirë 22, 000 respodentë në 17 vende, ai ka pasur target grupe të dy gjinitë dhe moshën prej -15vjeçare e tutje. Epoka e globalizmit ka prodhuar një masivizim të teknologjisë informative me çrast kemi edhe boomin e madh të medieve sociale të cilat kanë ndikuar që në njëfarë mase edhe kultura e leximit të reduktohet. Ideja e Marshall McLuhan mbi “fshatin global” se bota po shkon gjithnjë e më shumë drejt një teknologjie elektronike, mund të themi se deri diku është e vërtetë. Kjo pasi që pikërisht mediet sociale të cilat janë prore të globalizmit kanë bërë që edhe kultura e leximit të bie në raport me të kaluarën. Për këtë qëllim studiuesi i njohur Johan Gunther i ka ndarë njerëzit në dy kategori: a) vendasit digjitalë dhe imigrantët digjitalë. Vendasit digjitalë janë ata njerëz që janë rritur me internetin dhe ai për ata është vegël, një instrument për të cilin nuk dyshohet më. Imigrantët digjitalë janë njerëz më të vjetër, në jetën e të cilëve interneti nuk u krijua...” (Gunther, 2008). Pra, globalizmi ka bërë që të jetë një botë e cila karakterizohet nga rrjete të lidhjeve që i kapërcejnë hapësirat multikontinentale, për të cilën flet edhe Joseph Nye. Prandaj, kultura e leximit edhe pse është pasivizuar dukshëm në raport me të kaluarën, prapë se prapë ajo nuk është zëvendësuar me teknologjinë informative, por në njëfarë mënyre është zbehur. Madje, pikërisht ky hov i zhvillimit teknologjik dhe informatikë ka bërë që librat të lexohen edhe online, megjithëse forma e leximit në origjinalitetin e saj ka një efekt psikologjik dhe social më të madh. Sa u përket benefiteve, përkatësisht ndikimit që ka leximi i librit tek individi dhe shoqëria, ekzistojnë një sërë studimesh të cilat kanë folur për këto ndikime, si tek fëmijët po ashtu edhe tek të rriturit. Shembull disa efekte të kulturës së leximit të librit tek fëmijët kanë ndikim edhe në zhvillimin mendor të fëmijës, sepse është pikërisht libri ai që nxit imagjinatën e fëmijës dhe e bën atë më kreative dhe aktive, pastaj librat zhvillojnë zhvillimin e shkathtësisë, ata kanë ndikim për të përmirësuar gjuhën apo komunikimin, si dhe libri mund të kontribuon për përmirësimin e marrëdhënieve ndërpersonale të fëmijës dhe ndërtimin e urave lidhëse ndërmjet kulturave të ndryshme. Te të rriturit studimet flasin për disa ndikime, përkatësisht efekte të rëndësishme, si: të lexuarit është thelbësor për mirëqenien dhe për funksionimin e demokracinë, të lexuarit është një burim i kënaqësisë për individët, fuqizon aftësitë e të menduarit kritik, leximi mund të rrisë ndjeshmërinë dhe të na çojë në një kuptim më të madh të njerëzve të ndryshëm nga vetja jonë. Ai rrit emocionalitetin dhe inteligjencën tonë, si dhe na ndihmon të vlerësojmë pikëpamjet e tjera. Leximi është një mjet thelbësor “për transferimin e njohurive dhe rutina (shprehia) e leximit është një veprimtari akademike që rrit aftësitë në strategjitë e leximit. Nga kjo, del se kultivimi i shprehive të leximit është i barabartë me performancën akademike të studentëve. Sipas suksesit akademik në nivelin terciar ka të ngjarë që një fenomen shumëdimensional të përfshijë aftësitë e gjuhëve, mësimin, strategjitë e studimit dhe karakteristikat e caktuara personale. Kjo mund të arrihet atëherë kur njeriu i plotëson shprehitë (zakonet) e mira të leximit, të cilat kanë të bëjnë me ata/ato nxënës gjatë gjithë jetës. Pra, krijimi i shprehive të leximit është një aftësi thelbësore e domosdoshme në përvetësimin e njohurive, e cila është shumë e kërkuar në jetën e çdo studenti në mjedisin akademik” (Oriogu, 2017). Me fjalë të tjera, mund të themi se efektet nga kultura e të lexuarit janë të shumta si në aspektin psikologjik që ka të bëjë me të menduarit dhe artikularit



kritik, po ashtu edhe në aspektin social, sepse fuqizon kohezionin social, ndikon në integrimin gjithë shoqëror, i jep përkatësi dhe identitet komunitetit dhe ndikon dukshëm që individi dhe shoqëria të arrijnë në piedestalet më të larta të shoqërisë. Në një artikull të publikuar në gazetën The Guardian theksohet se "10 vendet më të shkolluara janë: Finlanda, Norvegjia, Islanda, Danimarka, Suedia, Zvicra, SHBA, Gjermania, Letonia dhe Holanda. Kurse, 5 vendet të cilat kanë investime në edukim janë: Brazil, Izrael, Meksiko, Belgjika dhe Argjentina. Po ashtu, 5 vendet të cilat kanë biblioteka më shumë janë: Estonia, Letonia, Norvegjia, Islanda dhe Polonia" (Flood, 2016). Sa u përket shitjeve të librave, sipas portalit të njohur anglez, "*Stylist*" renditen: "1. *Kurani i Shenjtë* (644) – deri në 3 miliardë kopje. 2. *Bibla e mbretit Xhejms* (1611) – deri 2.5 miliardë 3. *Citime nga Kryetari Mao Tse-tung* (1964) nga Mao Zendong - 800 milion. 4. *Don Kishoti* (1512) nga Miguel de Servantes - 500 milionë. 5. *Harry Potter* seritw (2007-1997) nga J.K.Rowling - 450 milionë. 6. *Një Tregim i dy Qyteteve* (1859) nga Charles Dickens - 200 milionë. 7. *Zoti i Unazave* (1955-1954) nga J. R. R. Tolkien - 150 milion. 8. *Princi i Vogël* (1943) nga Antoine de Saint-Exupéry - 140 milionë. 9. *Liza në Botën e Çudirave* (1865) nga Lewis Caroll - 100 milionë. *Ëndra e Dhomës së Kuqe* (1754) nga Cao Xueqin - 100 milion, Dhe nuk mbeti më askush (1939) nga Agatha Christie - 100 milionë. *Hobbit* (1937) nga J. R. R. Tolkien - 100 milionë. 10. *Luani, Magjistarja dhe Veshjet* (1950) nga C.S. Lewis - 85 milion" (Team, 2015). Bazuar nga këto të dhëna mund të arrijmë në përfundim se librat fetarë, novelat, romanet dhe në përgjithësi letërsia janë ato që prijnë për nga numri i kopjeve të shitura ose të printuara.

## Kultura e leximit si art në vete

Leximi pasuron aftësitë intelektuale të njeriut. Madje, vetë thellësia në lexim ndihmon për të zhvilluar mendjen dhe personalitetin e një personi. Po ashtu, leximi ka ndikim në ndryshimin e sjelljeve dhe qëndrimeve ose persuacionit. Enciklopedia Botërore e definon leximin si aftësi për të njohur shkronjat dhe grupet e letrave, si simbolet që qëndrojnë për tingujt e veçantë. Është art i të dhënit kuptim fjalëve të shkruara. Leximi është kaq i rëndësishëm saqë nuk mund të jetë edhe i mbivlerësuar. Leximi është një kompetencë thelbësore e kërkuar në shekullin XXI për t'u mbijetuar sistemeve globale, qofshin ato ekonomike, arsimore, politike, sociale, etj" (Ilogho, 2015 ). Në këtë kontekst, kultura e leximit është një art në vete, sepse përveç të tjerash ajo ka të bëjë me të edukuarit dhe ngritjen e personalitetit të njeriut mbi artin dhe vlerën e vetë kulturës së librit. Prandaj, ajo shihet si art, sepse libri vlerësohet në bazë të leximit dhe promovimit të tij, ajo (kultura e të lexuarit) shihet si art, sepse njeriu artikulon mendimet e tij mbi veprat artistike të autorëve. Kultura e leximit është art i cili tërheq shumë lexues, autorë të librave, promovues, shkrimtarë, studiues e të tjerë prej një vendi në vendin tjetër. Kultura e leximit po ashtu mund të jetë art në vete, sepse krijon veti të sjelljes, qëndrimeve, ndryshimeve sociale, kreativitetit, njohje me botën e arteve të ndryshme, njohje me botën e kulturave të ndryshme e kështu me radhë.

## Kultura e leximit si promovim i trashëgimisë kulturore

Trashëgimia kulturore edhe pse në kuptimin logjik përfshin kulturën e prekshme siç janë ndërtesat, monumentet, peizazhet, librat, veprat e artit dhe artefaktet), kulturën e paprekshme (si folklori, traditat, gjuha dhe njohuritë) dhe trashëgimia natyrore (duke përfshirë peizazhe të rëndësishme kulturore dhe biodiversitet, ajo pa dyshim se ka vlerë të madhe edhe nëpërmjet kulturës së leximit të librit. Madje, të lexuarit e librave të ndryshëm ka një ndikim edhe në promovimin e trashëgimisë kulturore, sepse e ushqen trashëgiminë me vlera, ideale, pasion, vullnet, për shkencën, kulturën, artin dhe ndikon dukshëm edhe në kuadër të të frymuarit ndaj vlerave të trashëgimisë. Kultura e leximit operon si një promovim për trashëgiminë kulturore nëpërmjet njohjes se trashëgimisë kulturore të kulturave të ndryshme, filozofisë, botëkuptimeve të jetës së kulturave të tjera, simboleve, religjioneve, pastaj mënyrën e të jetuarit të kulturave dhe shoqërive të ndryshme, si dhe shumë elemente të tjera të cilat bëjnë pjesë në domenin e trashëgimisë kulturore.

## Kultura e leximit si "hartë kognitive" për një shoqëri të shëndoshë

Pamë disa nga benefitet të cilat i sjell kultura e leximit, megjithëse ajo pasqyron edhe një hartë kognitive për një shoqëri të shëndoshë, për shkak se nëpërmjet leximit njeriu ka një qasje më objektive me realitetin. Kultura e leximit është pjesë e identitetit të njeriut, është një memorie e cila ndikon që shoqëria të emancipohet, të ketë një organizim më të mirë, të ketë orientime konkrete dhe të ketë një planifikim më të mirë për gjeneratat e ardhshme. Triumfi i demokracisë, zhvillimi i shoqërisë civile, medieve, globalizmit, por edhe fuqizimi i identitetit, pa dyshim se janë si rezultat i kulturës së leximit, e cila apriori është hartë njohëse për shoqërinë drejt së ardhmes.

Ibrahim Iljazi

# Ibrahimi a.s., babai i pejgamberëve

Historia e Ibrahimit a.s ceket në Kuranin fisnik në shtatëdhjetë e tri vende, gjë e cila është tregues i madhështisë së këtij Pejgamberi dhe rëndësisë së historisë së tij. Ibrahimi a.s është nga pasardhësit e Sam-it, djalit të Nuhut a.s..

Ibrahimi a.s lindi dhe u rrit në veri të Irakut, në qytetin Babiloni. Ky qytet ishte selia e civilizimit të asaj kohe dhe banorët e tij ishin idhujtarë. Thotë Zoti në Kuran: "Dhe ai tha: 'Ju, në vend të Allahut, keni zgjedhur idhujt, për shkak të dashurisë midis jush në këtë jetë'."[1]; "Kur ai i tha të atit dhe popullit të tij: "Ç'janë këta idhuj, që ju po i adhuroni kaq shumë?", ata thanë: "Baballarët tanë i adhuronin këta."[2]



Ata vetë e pranonin se ishte një rit që e kishin trashëguar nga të parët e tyre. Me pyetjet e tij, Ibrahimi a.s synonte stimulimin e tyre për të menduar dhe logjikuar mbi adhurimin e idhujve të tyre. Njeriu e adhuron Zotin, me qëllim që kur të ketë nevojë ta lusë dhe Ai t'i përgjigjet. Ai e adhuron Zotin, me qëllim që ta udhëzojë në jetë dhe ta ndihmojë të jetojë konform natyrës dhe ligjeve të Zotit. Megjithatë, këta njerëz e kishin flakur arsyen dhe nuk ishin racionalë në këtë çështje.

Këtë çështje Kurani e përshkruan më këto ajete: "Në të vërtetë, Ne e udhëzuam Ibrahimin në rrugë të drejtë qysh më parë dhe e njihnim atë (se ishte i aftë për këtë gjë)."[3]

Ibrahimi a.s. është njeri prej pesë pejgamberëve që janë të cilësuar me nofkën "Ulul-Azmi" që e ka kuptimin pejgamberët e vendosmërisë së lartë prej të cilëve Allahu pati marrë premtimin e fortë e të cilët janë: Nuhi, Ibrahimi, Musai, Isai dhe Muhamedi a.s..

**"Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët."**

Ky pra është Ibrahimi a.s. të cilin Allahu e sprovoi me sprova të mëdha, sprova që tejkaluan mundësitë njerëzore. Prej mirësive të Allahut ndaj Ibrahimit a.s. është fakti se atë e kishte bërë prijës – Imam të njerëzimit, duke bërë që nga pasardhësit e tij të ndriçonte drita e pejgamberisë dhe e librave të shpallur. Çdo pejgamber pas Ibrahimit a.s. ishte prej bijve dhe nipërve të tij, me çka edhe u plotësua premtimi i Allahut dhënë atij, se asnjë pejgamber nuk do të dërgohej pa qenë prej lozës së tij.[4]

Nëse vazhdojmë të hulumtojmë më tutje rreth nderimit, fisnikërimit dhe dhuntive të Allahut xh.sh. ndaj Ibrahimit a.s., vërtet do të mbesim të mahnitur e të habitur për epitet e tjera që ia jep Kurani i madhërishëm.

Ibrahimi a.s. dallohet në Kuran po ashtu edhe me titullin Halil-ul – Allah (mik i Allahut). Dijetarët kanë thënë se fjala Halil do të thotë: i dashur, i afërt, dashamirë, mik.[5] Po ashtu Ibrahimi a.s. përshkruhet si shembull dhe model i të mirëve, adhurues i sinqertë dhe besimtar i drejtë: "Vërtet, Ibrahimi ka qenë shëmbëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët."[6]

Një ditë Ibrahimi a.s. e pa babanë e tij duke gdhendur puta dhe e pyeti: Çfarë është kjo o baba, veshët i paska të mëdhenj, madje shumë më të mëdhenj se veshët tanë? Azeri iu përgjigj: Ky është 'Merduhu', zoti i zotave, o biri im! këta dy vesh të mëdhenj simbolizojnë urtësinë dhe mençurin e tij të thellë. Atëherë Ibrahimi e pyeti babanë e tij dhe i tha: Kush e ka krijuar njeriun? Ai i tha unë të kam bërë ty e mua babai im. Ibrahimi a.s. u përgjigj: Kjo nuk është e vërtetë, baba, sepse unë kam dëgjuar një plak të moshuar duke u ankuar dhe thoshte: O zoti im, përse nuk më fal fëmijë?!. Atëherë babai i kishte thënë: Ashtu është, biri im. Zoti e ndihmon njeriun që ta bëjë njeriun, por Ai nuk vë dorën e tij në të, por ai thotë: bëhu dhe bëhet. Njeriut nuk i mbetet tjetër pos të lutet dhe të përulet para Krijuesit të të gjitha botëve. Atëherë Ibrahimi a.s. i tha nëse Zoti ndihmon në bërjen e njeriut, atëherë, si bëhet që njeriu të bëjë zotat?! Ti po gdhend dhe laton zota të shumtë dhe po u ndihmon atyre, atëherë pse zotat nuk të ndihmojnë ty pre të bërë shumë fëmijë, që të bëhesh njeriu më i fuqishëm në botë?! Kështu dialogu mes tyre përfundoi me zgjatjen e dorës se babait, i cili e goditi fort në faqe Ibrahimin a.s.[7]

Nga kjo revoltë në shtëpinë e Azerit, babait të tij, Ibrahimi a.s. vazhdoi të sfidojë politeizmin e fisit të vet. Ibrahimi a.s. njihet edhe si prishësi i idhujve dhe themelues i monoteizmit dhe luftues i injorancës.

Ibrahimi a.s. i shkatërroi të gjithë putat, idhujt e tyre dhe la vetëm një put pa e prishur, kur i panë banorët se çfarë kishte ndodhur thanë se këtë kishte mundësi ta bënte vetëm Ibrahimi dhe thanë: Shkoni e thirrni Ibrahimin ta pyesim se kush e ka bërë këtë! Ibrahimi a.s. iu përgjigj duke u thënë: Pyeteni atë më të madhin ai e di ndoshta kush e ka bërë këtë gjë! Ata iu përgjigjën se ai nuk di të flasë, Ibrahim a.s u përgjigj: Si adhuroni ju një idhull kur ai nuk flet, mjerë për ju dhe për ata që i

## "Po Ne i thamë: O zjarr, bëhu i ftoftë dhe shpëtim për Ibrahimin!

adhuroni! "Po përgjigjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm të thonë "Mbyteni atë ose digjeni! Mirëpo Allahu e shpëtoi atë prej zjarrit. Për një popull që beson, këtu vërtet ka fakte bindëse".[8]

Ata e sollën Ibrahimin a.s. para putave të tyre. Ndezën zjarrin në praninë e tyre, qëllimi i djegies ishte që ata të shohin dhe të kënaqen në vend hakmarrjeje, ceremonia e hakmarrjes ishte tejet masive. Ata grumbulluan drunj si dhe iu drejtuan putave të tyre, para të pranishmëve që ishin prezentë aty filluan ta ndezin zjarrin. Ibrahimi a.s. nuk tentoi të ikte, por u fut në turmën e drunjve ku zjarri ishte gjithnjë në rritje e sipër. Në një situatë të tillë siç ishte Ibrahimi a.s., ishte e mundur që zjarri të shuhej nëse dëshironte Allahu xh.sh. të lëshonte breshër shiu në ato çaste të vështira për Ibrahimin a.s., por Allahu xh.sh. nuk deshi të lëshonte shi, por u dha atyre dhe idhujve të tyre një bindje se i Dërguari i Zotit, Ibrahimi a.s. ishte me mision për t'i shpëtuar njerëzit nga injoranca dhe për t'i bindur se ekziston vetëm një Zot i plotfuqishëm në këtë botë.

Vullneti i Allahut pamundësoi dhe pengoi vetitë djegëse të zjarrit dhe për këtë Allahu xh.sh. thotë në Kuranin fisnik: "Po Ne i thamë: O zjarr, behu i ftoftë dhe shpëtim për Ibrahimin![9]

Sidoqoftë kjo mrekulli ndodhi në sytë e tyre për t'u bindur se Ibrahimi a.s. ishte i dërguar i Zotit të populli beni israil, ata prapëseprapë nuk u dhanë fund përpjekjeve për ta persekutuar dhe izoluar Ibrahimin a.s., i cili qëndroi i patundur në besimin e tij, i durueshëm në vuajtjet e tij, i dashur në sjelljen e tij deri në migrimin e tij për në tokat e Aramit dhe Kananit. Duke parë refuzimin e banorëve të tij, Ibrahimi a.s. vendosi ta linte qytetin e tij të lindjes, ndërkohë mbreti Nemrud për të cilin thuhet se kishte në sundimin e tij një pjesë të madhe të botës asokohe, kishte dëgjuar për një djalosh që e kishin hedhur në zjarr dhe nuk ishte djegur.

Ai i kishte dërguar ushtarët që ta gjejnë djaloshin që e kishin hedhur në zjarr dhe nuk ishte djegur. Ata e gjetën Ibrahimin a.s. dhe e sollën para Nemrudit. Ai filloi ta pyeste Ibrahimin a.s. mbi besimin dhe Zotin e tij, këtë ngjarje e përshkruan Kurani, ku Zoti xh.sh. thotë:

"A nuk ke dëgjuar ti (Muhamed) për atë që bëri fjalë me Ibrahimin për Zotin e tij, sepse Allahu i kishte dhënë pushtet? Kur Ibrahimi i tha: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe shkakton vdekje" – ai (Nemrudi) u përgjigj: "Edhe unë mund të jap jetë e të shkaktoj vdekje". – për të vërtetuar se edhe ai jep dhe merr jetë, Nemrudi solli dy të burgosur, njërin e ekzekutoi në çast, kurse tjetrin e liroi – Ibrahimi pastaj i tha: "Allahu e sjell Diellin nga lindja. Sille ti nga perëndimi"! Atëherë, ai (mohuesi) mbeti me gojën hapur. Allahu nuk i udhëzon ata që janë keqbërës."[10] Pas kësaj bisede Nemrudi e la të lirë të largohej Ibrahimi a.s.

Pas Palestinës, Ibrahimi a.s. udhëtoi për në Egjipt. Gjatë gjithë kësaj kohe dhe gjatë të gjitha udhëtimeve të tij, Ibrahimi a.s. vazhdonte me thirrjen e tij, duke i ftuar njerëzit në rrugën e Allahut, duke luftuar në rrugën e tij, duke u shërbyer skamnorëve dhe të varfërve, duke gjykuar me drejtësi në mes të njerëzve dhe duke i udhëzuar ata për të vërtetën. Bashkëshortja e tij ishte grua sterile, andaj nuk kishte fëmijë, me të ishte vetëm nipi i tij Luti.

Me të mbërritur në Egjipt, mbretit i shkon lajmi se në mbretërinë e tij sapo ka shkelur një grua shumë e bukur. Duke qenë se ky mbret ishte i dhënë shumë pas epshit, ai menjëherë i dërgoi ushtaret qe t'ia sillnin atë grua. Ai i porositi ushtarët



që, nëse burri që e shoqëron është i shoqi, ta vrasin. Zoti i tregoi Ibrahimit a.s. për këtë kurth, Ibrahimi a.s. e porositi Saren dhe i tha : "Nëse ushtarët që do të vijnë të pyesin se kush është ky burrë, për mua, u thuaj që jam vëllai yt. Për Zotin nuk ka njerëz të tjerë besimtarë mbi këtë tokë, përveç meje dhe teje."

Kur mbërritën ushtarët e mbretit, e pyetën Ibrahimin a.s. "Çfarë e ke këtë grua?" Ai u përgjigj: "Ajo është motra ime' pastaj erdhi te Sara, i tha : ''Oj Sarë! në mbarë botën nuk ka besimtarë, përveç meje dhe teje. Ky më pyeti për ty e unë i thashë se të kam motër, andaj "mos e moho këtë !" Ushtarët e quan Sarën te mbreti, gjatë rrugës ajo filloi të lutej: O Zot, nëse e di që të kam besuar ty dhe të Dërguarit Tënd, e kam ruajtur nderin tim dhe të burrit tim, me mbro nga ky qafir!" Edhe Ibrahimi a.s. kur e dërgoi Sarën te sundimtari i Egjiptit, filloi të falte namaz dhe ta luste Allahun xh.sh. qe t'ia ruante bashkëshorten dhe ta mbronte atë nga personi i cili dëshironte t'i sillte të keqën bashkëshortes së tij. Dhe Sara mori abdes, fali namaz dhe bëri dua te i madhi Zot.

I Lartmadhërishmi, thotë: "O ju qe keni besuar ! Kërkoni ndihmë prej Zotit me namaz dhe me durim!"[11]

Kështu Allahu xh.sh. e mbrojti atë për hir të robit të tij, të dashurit të tij dhe mikut të tij, Ibrahimit a.s. dhe po ashtu për hir të vetë Sarës, e cila ishte besimtare e sinqertë.

Prandaj mbreti i dhuroi shumë dhurata me vete Sarës para se të ikte nga pallati, nder të tjera ai i dha një skllave, me emrin Haxhere. Kur Sara u kthye te i shoqi Ibrahim a.s., e gjeti duke u falur. Pasi përfundoi faljen, Ibrahimi a.s. e pyeti: Çfarë ndodhi ! Sara iu përgjigj: Zoti nuk e lejoi të bënte ç'donte ai qafir. Ibrahimi a.s. tha: Të falënderoj, o Zot![12]

Ibrahimi a.s. me Sarën nuk kishte fëmijë pas një moshe të shtyrë, por Sara i dha liri Ibrahimit a.s. që të martohej me Haxheren. Më pastaj Haxherja mbeti me barrë. Ibrahimi a.s. lutet për një fëmijë : "Zoti im, me dhuro mua (një fëmijë) prej të mirëve!"[13]

Pas kësaj duaje që ia bëri Ibrahimi a.s. Zotit, ajo dua do të pranohet te Allahu xh.sh për robin e tij, sepse Ibrahimi a.s. do të jetë një rrënjë e profetëve të tjerë pas tij. Për këtë na rrëfen edhe Kurani famëlartë: "Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë (i sjellshëm)".[14]

Sidoqoftë, kur Haxherja e lindi Ismailin a.s., Allahu xh.sh. e urdhëroi Ibrahimin a.s. që ta linte atë dhe të ëmën e tij, t'i dërgonte në një vend të largët e të shkretë. Kur i la aty dhe deshi të kthehej prapa, ajo iu afrua, e kapi për rroba e i tha: "O Ibrahim, ku po shkon, ne po na lë këtu pa lëng e pa shtëpi?!" Ai nuk iu përgjigj asgjë. Pasi e pyeti shumë herë e ai nuk i përgjigjej, ajo tha: "A të ka urdhëruar Allahu kështu ?" Po, tha ai. Atëherë pra ne nuk do të jemi të humbur, - tha ajo.[15]

Ibrahimi a.s. u largua derisa arriti te një kthesë sa nuk mund të shihej më. Aty u kthye kah Qabeja, i ngriti duart dhe filloi të lutej me këto fjalë:

"O Zoti ynë! unë i kam vendosur disa pasardhës të mi në një luginë, ku nuk mbillet asgjë, te Tempulli yt i Ndershëm, në mënyrë që ata, o Zoti ynë, të falin namazin, andaj bëj që zemrat e njerëzve të priren kah ta dhe furnizoji ata me fruta, që te jenë mirënjohës."[16]

Allahu xh.sh. e pranoi lutjen e Ibrahimit a.s. Si rrjedhojë e kësaj lutjeje zemrat e besimtarëve për mijëra vjet bëjnë Haxh e Umre, ndiejnë gjithmonë një rritje dashurie për atë vend.

*1. El Ankebut, 25 (përkthimi i ajeteve Kuranore është marr nga Kurani –në gjuhën shqipe, përktheu H. Sherif Ahmeti, 1992. 2. El Enbija, 52-53. 3. El Enbija, 51. 4. Ahmet Behgjet '' Të dërguarit e Allahut '', botoi Dituria Islame, Prishtinë , 2009, f. 120. 5. Po aty f. 120. 6. En Nahel, 120. 7. Ahmet Behgjet, po aty, f. 124. 8. El Enbija, 67. 9. El Enbija, 69. 10. El Bekare, 258. 11. El Bekare, 153. 12. Hafidh iben Kethiri, "Rrëfime për të dërguarit e Allahut " Prishtinë , 2007, f. 157. 13. Es Safat, 100. 14. Es Safat, 101. 15. Hafidh iben Kethiri , po aty, f. 164. 16. Ibrahim, 37.*

Msc. Haki Sahitaj

# Popullsia myslimane sot dhe nesër

Është e vështirë të gjesh në historinë e njerëzimit një ngjarje, një ndodhi, një shpërngulje që të ketë qenë epiqendër, ku janë ngulur rrënjët e një bashkësie; rrënjët e një shteti; rrënjët e një civilizimi; epiqendër nga e cila ende e tërë bashkësia ose një nga një si individ e marrin për kriter se si ta perceptojnë veten dhe botën përreth. Asnjë ngjarje s'ka qenë kaq e shtjelluar në përmasa dhe dimensione të gjëra si nga e kaluara, si nga e tashmja.

## Hyrje

Është e vështirë të gjesh një ngjarje si Hixhreti, ku bashkësia myslimane për çdo vit të shprishë pluhurin e kohës për të kujtuar nga dhe si erdhëm deri këtu, ku ishim, ku jemi dhe për ku po shkojmë.

Si një ngjarje me një manifest kaq të gjerë metafizik e historik, myslimanët kanë të drejtë ta lexojnë këtë histori në dimensione të ndryshme dhe të nxjerrin mësimet e nevojshme për jetën dhe për kohën në të cilën jetojnë. Ne kemi vendosur që me rastin e këtij viti të ri hixhri të shkruajmë për prezencën e popullsisë myslimane. Jo për të bërë një krahasim apo përllogaritje përgjatë historisë, por si një aspekt, që, krahas çështjeve për të cilat Hixhreti na bën të mendojmë dhe të shkruajmë, siç janë besimi, dituria, Kurani, historia dhe rrethanat që shkaktuan hixhretin, urtësitë dhe mësimet e ndryshme, ne shpresojmë se ky punim do ta bëjë më të plotë këtë reflektim drejt së ardhmes.

## Vetëdija për sasisnë

Jemi të vetëdijshëm se thelbi i çdo gjëje qëndron në cilësinë që gjërat mbajnë përbrenda dhe e jashtmja është manifestim i saj. Këtu nuk bën përjashtim as numri i popullsisë.

**Ne duhet të mos e neglizhojmë aspektin sasior të prezencës myslimane, pavarësish se fokusi qëndron tek cilësia.**

Megjithatë, ne duhet të mos e neglizhojmë aspektin sasior të prezencës myslimane, pavarësish se fokusi qëndron tek cilësia. Mendojmë se prezenca aktuale dhe ajo në të ardhmen mund të ndikojë pozitivisht në të gjitha aspektet, si në nivel të iniciativave personale po aq edhe në atë në nivele shtetërore apo të bashkësive. Ne duhet ta marrim shumë seriozisht dhe të kemi parasysh faktin se sipas studimeve demografike numri i myslimanëve nëpër botë po rritet vërtet ndjeshëm. Kjo rritje duhet të na shtyjë të mendojmë shumë më seriozisht për prezencën e myslimaneve, për sfidat që na presin, për jetën dhe botën që duam ta kemi. Cili do jetë roli ynë me një popullsi me rritje të lartë. Prezenca më e madhe nënkupton edhe sfida, kërkesa të reja, si do t'u përgjigjemi këtyre kërkesave?

Aktualisht, ne myslimanët janë i vetmi grup fetar që pritet të ketë rritje (në terma absolutë dhe ata relativë) në dekadat e ardhshme. Madje këto studime na tregojnë se edhe numri aktual në fakt është më shumë sesa tregohet. Njëri aspekt ka të bëjë me shtete ku popullsia është popullsi myslimane dominuese dhe aspekti tjetër paraqet rritjen e kësaj popullate në vende si Evropa apo Amerika.

Këtu do të analizojmë disa nga shkaqet kryesore të kësaj rritjeje, sfidat dhe urgjencat me të cilat do mund të përballen në të ardhmen e afërt myslimanët, kudo që të jenë.

## Pse po rritet popullata myslimane?

Në mes të shek. XX bota myslimane ka pësuar ndryshime dramatike nga ato njohëse, ideologjike, politike dhe demografike. Sot të flasësh për botën myslimane nuk do të thotë se po flasim vetëm për vendet e Afrikës Veriore ose ato të Azisë Juglindore, por edhe për një popullsi në rritje siç janë vendet evropiane ose ShBA-ja.[1] Sipas Pew Research Center deri në vitin 2010 janë llogaritur të jenë 1.6 miliardë myslimanë ose 23% e popullsisë globale.[2] Aktualisht zona më e




dendur është ajo në Indi dhe Pakistan (344 milionë). Por se sipas kësaj qendre ky numër po vazhdon të rritet me ritme të shpejta në Evropë[3] dhe ShBA[4]. Në Kosovë myslimanët janë popullsi dominuese rreth 95.6% e popullsisë, në Shqipëri 56.7% dhe Maqedoninë e Veriut me 32.0%.[5]

Në një studim që është bërë nga Sardar, Serra dhe Jordan janë treguar disa arsye pse po rritet me ritme të larta popullsia myslimane. Si arsye e parë është shënuar numri i lartë i pjellorisë. Vlerësimet e fertilitetit në këto vende mund të varjojnë nga 2.9 në 2.6 fëmijë për grua nga 2010 deri në 2015. Sipas të dhënave të KB, mesatarja globale për të njëjtin interval do të ishte 2.4, dhe kjo bie në 1.6 në vendet e zhvilluara. Si arsye e dytë vjen numri i lartë i rinisë. Më pas vjen përmirësimi i kushteve shëndetësore në vendet myslimane, ku dhe shkalla e vdekshmërisë është ulur. Në dritën e përmirësimit të dukshëm të kushteve shëndetësore, nuk duhet të befasohet se shoqëritë myslimane mund të dëshmojnë rritje më të lartë të jetëgjatësisë. Në vitin 1990, jetëgjatësia myslimane ishte afro 62-vjeçare në vendet me shumicë myslimane, por deri në vitin 2010, ajo ishte rritur tashmë në moshën 66-vjeçare dhe parashikimet janë se do të arrinin në 73-vjeçare deri në 2030.[6] Kjo rritje e popullsisë e në veçanti numri i lartë i rinisë myslimane e bën çështje në vete të menduarit se çfarë roli do të luajë kjo popullatë e në veçanti rinia dhe çfarë sfida i pret vendet myslimane.

## Skenarët e së ardhmes

Mendoj se fati i së ardhmes së myslimanëve nuk do jetë ndryshe nga fati i shumë popujve të tjerë nëse ne nuk do të bëjmë hapa të rinj drejtë vendimmarrjes globale. Rritja e popullsisë myslimane që është edhe shpresë, por edhe sfidë, që nuk do të jetë e lehtë. Kjo do të varet nga fakti se me çfarë vullneti dhe alternative do të ofrojë popullsia aktuale.

Kur një vendi i shtohet popullsia natyrshëm atë vend e presin sfida me një popullsi më të lartë. Kërkesat për edukim, punësim do të jenë shumë më të larta dhe kjo mund të sjellë një rritje ekonomike ose në të kundërtën një krizë më të madhe papunësie. Nëse marrim parasysh skenarët që mund ta presin njerëzimin në tërësi, shohim se ndryshimet e shpejta teknologjike dhe investimet e larta në Inteligjencën Artificiale, na tregojnë se strukturat e ndryshme sociale do të ndryshojnë me të madhe. Teknologjia do të zëvendësojë shumë profesione të ndryshme dhe kjo nxit ndryshime të mëdha në edukimin dhe aftësimin e njerëzve, që të mund të përballojnë prirjet e reja të së ardhmes. Duke u bërë një popullsi me numrin më të lartë, atëherë ata që do mund ta pësojnë më shumë do të jenë pikërisht myslimanët. Nëse marrim parasysh kushtet që mund të kenë ose stilin e jetës perëndimore, vendet me popullsi myslimane në një të ardhme mund të shndërrohen dalëngadalë në popullsitë më të plakura. Kështu nivelet e larta të plakjes kërkojnë nevoja të veçanta në strukturat shëndetësore, ekonomike etj. Ndërsa rritja e rinisë tregon se fati apo rruga e këtyre vendeve do të varet nga zgjedhja që do të bëjë rinia. P.sh. sipas UNESCO Arabia Saudite me 5.660 studentë jashtë vendit, Nigeria me 3, 257, Pakistani me 2, 502, Bangladeshi me 1614, Malajzia 1, 224 dhe Maroku me 1, 125, janë në njëzet vendet e saj të para për eksportues të studentëve jashtë vendit. Instituti Kombëtar i Shëndetësisë në ShBA bëri një studim për të parë se sa studentë nga jashtë, të cilët ndiqnin gradë në STEM dëshiruan të mbeteshin në Shtetet e Bashkuara pas diplomimit. Ndërsa studentët aziatikë përbënin pjesën më të madhe të studentëve që studiojnë jashtë vendit në Amerikë, %64 e tyre dëshirojnë të mbesin ashtu si edhe %7 e studentëve nga Lindja e Mesme. Arabia Saudite ishte

një nga udhëheqësit në këtë studim me %5.4 të studentëve të saj jashtë vendit që dëshirojnë të qëndrojnë në Shtetet e Bashkuara pas diplomimit.

Rritja e popullsisë myslimane po ashtu na tregon se aty ku myslimanët janë pakicë fetare shumë shpejt do të bëhen komunitete më të mëdha. Nëse në këto vende, si p.sh. Evropë ose ShBA, problemi i islamofobisë apo terrorit do të vazhdoj të rritet, atëherë kjo mund të ndikojë në uljen e lindjeve, si shkak i frikës dhe natyrës së ambientit ose pjesëmarrjes më masive në aktivitete terroriste.

Varfëria e lartë ne vendet myslimane dhe në shumicën e vendeve myslimane papunësia e të rinjve (moshat 15 deri në 24-vjeç) është relativisht më e lartë se mesatarja globale mund ta shtyjë dhe më tepër rininë në rrugë të gabuara.[7] Për më tepër, myslimanët janë gjithashtu grupi fetar me popullsinë më të madhe rinore, gati %33 mesatarisht. Me fjalë të tjera, një në çdo tre myslimanë është më i ri se 15-vjeç. Kjo na bën me dije se edukimi mbetet në plan të parë si mjet për të ndërgjegjësuar popullsinë e re. Prandaj edukimi do të mbetet sfida më esenciale e të gjitha shteteve apo bashkësive myslimane.[8] Nëse kjo popullatë nuk merr një edukim të mirë, atëherë rritja e popullatës do thotë me tepër gjenerata të humbura, më tepër konflikte, më shumë emigrime, më tepër kriza identiteti fetar dhe kulturor.

## Mozaiku i paqes dhe myslimanët

Rritja e popullatës myslimane nuk duhet parë si krenari përkundrejt popullsive të tjera dhe kjo nuk duhet të merret si shkas për konflikte. Përkundrazi, ne këtu synojmë të jemi të vetëdijshëm për përgjegjësitë tona tani dhe nesër. Bota është lidhur jashtëzakonisht shumë, nga ushqimet që hamë, filmat që shikojmë, rrobat që veshim, edukimi që marrim, sfidat që po kalojmë janë të njëjta kudo. Madje dhe sfida e këtyre ditëve me Virusin na tregon se afër jemi bërë me vende që deri pak kohësh ishin botë të largëta, siç është Azia. Rritja e popullatës myslimane si tani por edhe në të ardhmen do të jetë jetike për rolin dhe kontributin që do të japim në një botë me kriza nga më të ndryshme. Po të shohim edhe takimin e fundit në Davos, ndër çështjet që ishin në fokus të botës, qëndrojnë sfidat klimatike, modelet e bizneseve, zhvillimet e mëdha teknologjike që po riformulojnë strukturat sociale, arsimore, sipërmarrjet etj. Tani shumë intelektualë po sugjerojnë një aktivizim të përbashkët për fatin e jetës sonë në këtë botë. Në gjeopolitikë nuk shikohet më si zgjidhje konkurrenca, por bashkëpunime mes vendeve. "Ndërsa bota bëhet edhe më e ndërlidhur për sa u përket fluksit të informacionit, kapitalit dhe njerëzve, shtetet do të jenë më të varura nga njëri-tjetri për të realizuar rezultate pozitive për veten e tyre dhe komunitetin global...", - shkruan B. Brende.[9] Myslimanët si popullsi në rritje jo vetëm që do të duhet të bëjnë më shumë, por ne duhet të luajmë dhe rolin kryesor në promovimin dhe nxitjen e solidaritetit global për një botë më të mirë. Sido që do të duam ta shikojmë botën, kushdo që është i vetëdijshëm për mozaikun global e di që ky mozaik mund të jetë më koherent vetëm me koherencën që myslimanët do të mbajnë në vetëdijen e tyre se, në fund të fundit, ne jemi përgjegjës për fatin e njerëzimit dhe tërë botës së gjallë para Zotit. Fati ynë është i destinuar të jetë mënyra se si ne i shërbejmë njerëzimit dhe botës në emër të Tij.

## Përfundim

Në çdo kohë dhe vend të jesh i pakët në numër mund të sjellë jetë të vështirë, por edhe numri i lartë nuk zgjidh çdo gjë në vetvete. I Dërguari i Allahu na ka treguar se rritja e numrit mund t'i ngjajë shkumës së detit, pra që përsëri fati ynë do të jetë i trishtueshëm nëse nuk do të kemi një jetë në përputhje me besimin tonë. Ne qoftë se nuk riorganizohet popullata e tanishme, nëse nuk do të punohet më shumë në infrastruktura më të mira edukative, nëse nuk merren parasysh sfidat e tanishme, në nivel shtetëror apo global, kjo rritje do të sjellë vështirësi edhe më të mëdha. Ndoshta papunësi më shumë, përshkallëzim të terrorit, gjenerata të reja të tëhuajësuara. Të jemi më shumë do të thotë më shumë përgjegjësi ose më shumë vuajte. E ardhmja nuk është matematik, që me statistika të parashikojmë të ardhmen, por ato na ndihmojnë të mendojmë për një alternativë dhe të zbulojnë potencialin që kemi. Është në dorën tonë të zgjedhim se në çfarë drejtimi do të na çojë krenaria e tanishme.

*1. Të shikohet parathënia nga John L. Esposito (ed) në The Oxford History of Islam, Oxdord University Press, New York, 1999, fq. IX. 2. World's Muslim population more widespread than you might think, https://www.pewresearch.org/fact-tank/2017/01/31/worlds-muslim-population-more-widespread-than-you-might-think/ lexuar më 2020-02-06. 3. Sipas statistikave nga viti 2015 popullsia muslimane në Evropë nga 4.9% deri në 2050 pritet të rritet në 14.0%, shiko Europe's Muslim population will continue to grow – but how much depends on migration, në https://www.pewresearch.org/fact-tank/2017/12/04/europes-muslim-population-will-continue-to-grow-but-how-much-depends-on-migration/ lexuar më 06.02.2020. 4. Numri aktual i myslimanëve në Sh.B.A sipas kësaj qendre kërkimore është 3.45 milion deri më 2017 ose 1.1% e popullsisë totale. Në bazëtëtrendit rritës demografik kjo qendër parashikon një rritje deri në 8.1 milion deri më 2050 ose 2.1% e popullsisë. Shih për më shumë New estimates show U.S. Muslim population continues to grow, https://www.pewresearch.org/fact-tank/2018/01/03/new-estimates-show-u-s-muslim-population-continues-to-grow/ lexuar më 2020-02-06. 5. Statistikat për Kosovë, Shqipëri dhe Maqedonin e Veriut janë të bazuara sipas të dhënave regjionale në ENCYCLOPÆDIA BRITANNICA, shih https://www.britannica.com. 6. Muslim Societies in Postnormal Times/Foresight for Trends, Emerging Issues and Scenarius, Ziauddin Sardar, Jordi Serra and Scott Jordan, IIIT&CPPFS, 2019, UK, fq. 5-9. 7. Po aty, fq. 9. 8. Nexhat Ibrahimi, Reformimi i të menduarit musliman, Shenja, mars 2020, fq. 35. 9. Shih raportin e këtij forumi në https://www.weforum.org/reports/geopolitics-in-the-21st-century-competition-or-cooperation.*

M.sc. Artan S. Mehmeti

# Shoqëria islame dhe globalizmi

Ndikimi i globalizmit në religjion është shfaqur si sfida më e madhe e religjioneve në përgjithësi dhe e Islamit në veçanti.[1]

## Ç'është Globalizmi

Globalizimi është një term përfaqësues për një seri komplekse të ndryshimeve ekonomike, sociale, teknologjike, kulturore dhe politike, që vërehen në ndërvarësinë (interdependence), integrimin dhe ndërveprimin (interaction) gjithnjë në rritje midis popujve dhe kompanive në vende të ndryshme të globit, botës".2

Realisht, globalizimi paraqet kompleks të më shumë proceseve dhe do të ishte jo i kompletuar mendimi se ky fenomen paraqet lidhje të një numri të vogël procesesh, madje qofshin edhe procese me dimensione të mëdha. Globalizimi në vete përmban gravitacion të gjithanshëm dhe kështu si i tillë ndikon në të gjitha poret e jetës, duke përfshirë edhe mënyrën e të menduarit, të vepruarit dhe të funksionimit të formave lokale, organizimit dhe funksionimit të bashkësive të ndryshme, kombeve, familjeve, grupeve, por edhe të vetë shteteve. Ai drejtpërdrejt ndikon edhe në mënyrën e të menduarit dhe të vepruarit te njerëzit e kulturave të ndryshme.[3]

Një definicion më i thjeshtë dhe më i kuptueshëm për globalizmin është "Globalizëm quajmë atë proces që thyen kufijtë e vendeve dhe lidh botën së bashku". Në një botë të tillë edhe problemet bëhen globale.[4]

## Ndikimi i globalizimit në shoqërinë islame

Duke u nisur nga mendimet e analistëve, sidomos ekonomistëve, globalizimi paraqitet si proces që shpie drejt integrimit më të madh të popujve në ekonomi, financa dhe në shumë fusha tjera. Karakteristikat kryesore të globalizimit janë: rritja e tregtisë ndërkombëtare, rritja dhe koncentrimi i kapitalit ndërkombëtar, migrimi i popullatës, zhvillimi i teknikës dhe teknologjisë dhe deindustrializimi.[5]

Në shumë debate për këtë çështje, globalizimi ekonomik tregohet njëkohësisht si fuqi konvergjente dhe divergjente, përkatësisht si proces i cili shpie drejt bashkimit të ekonomisë botërore, por edhe si proces i cili thellon hendekun ndërmjet pjesës së zhvilluar dhe asaj të pazhvilluar të botës. Ndërkaq, për secilën prej tezave ka argumente bindëse. Në një spektër të tillë të qëndrimeve, hipotezave dhe argumenteve, e vërteta për globalizimin duhet kërkuar në analiza parimore dhe objektive të ngjarjeve dhe të ndodhive reale.[6]

Në planin ekonomik, shoqëritë islame (shtetet arabe dhe islame) kanë mbetur shumë prapa nga shoqëritë perëndimore (shtetet e Perëndimit), të cilat e kanë shtrirë ndikimin e tyre me anë të kompanive dhe korporatave të mëdha dhe faktikisht kanë në dorë pothuajse tërë ekonominë e vendeve islame. Ekonomia e tyre kryesisht është e varur nga teknologjia e Perëndimit, prandaj edhe me gjithë pasuritë e mëdha nëntokësore, siç janë nafta dhe gazi natyror, që i zotërojnë shtetet arabe dhe islame, ato i shfrytëzojnë shumë pak këto begati. Borxhet e tyre të jashtme ndaj Perëndimit arrijnë shuma marramendëse dhe fatkeqësisht në horizont nuk shihet ndonjë shkëndijë shprese për ditë më të mira.[7]

## Ndikimi i globalizimit në kulturën islame

Globalizimi ka shkaktuar sfida të mëdha e të gjera sa i përket kulturës islame, qoftë në nivelin fillestar apo përfundimtar, qoftë në atë të mjeteve, veglave e metodave. Na pëlqen ose jo, kombet dhe shoqëritë islame vuajnë në shkallë të gjerë nga penetrimi kulturor dhe sikur ky penetrim të ishte vetëm kulturor do të kishim mundur ta kufizonim dhe t'i kontrollonim format e tij, "mirëpo këtu kemi një depërtim propagandistik të kulturores dhe kjo do të ketë një ndikim të fuqishëm mbi mendimet e gjeneratës së ardhshme" dhe ne nuk pajtohemi me ata intelektualë të cilët e promovojnë tezën se: "globalizimi është një fat i paracaktuar dhe i pashmangshëm".[8] Atëherë si është e mundur që shoqëria islame (Bota Islame) t'u nënshtrohet efekteve negative të globalizmit kulturor, duke pasur parasysh gjendjen e saj jo të mirë ekonomike, sociale, arsimore, kulturore, shkencore dhe mediatike? Kjo shoqëri si mund të përballet me kërcënimet e globalizmit, t'u rezistojë ndikimeve të tij si dhe të kapërcejë presionet e saj?[9]

Situata aktuale e shoqërisë islame (Botës Islame) është e përshtatshme për depërtimin e efekteve të dëmshme nga globalizimi kulturor, pasi kapacitetet imunitare të botës islame nuk janë aq të forta sa për ta mbrojtur atë nga pasojat shkatërruese të këtij fenomeni global që nuk njeh kufij, si dhe shkatërron të gjitha barrierat.Trashëgimia historike islame e cila është e përbërë nga



besimi, kultura dhe vlerat civilizuese islame nuk do të këtë mundësi që të përballet me globalizimin kulturor për aq kohë sa kushtet aktuale të shoqërisë islame (Botës Islame) të mbeten për t'u përmisuar nga vetë popullsia (umeti). Nuk është turp për ta pranuar këtë realitet, sepse fshehja e kësaj gjendjeje përfaqëson një kërcënim për të tashmen dhe të ardhmen e shoqërisë islame (Botës Islame), si dhe shton kompleksitetin e krizës që janë duke e përjetuar shumica e vendeve islame në fushën e politikes, ekonomisë, sociale, kulturore dhe shkencore.[10]

Është fakt i pamohueshëm se kultura perëndimore falë masmedieve, internetit dhe kanaleve televizive satelitore ka filluar të depërtojë me të madhe në mesin e popullatës islame, duke bërë kështu shpëlarjen e trurit të rinisë islame. Kjo rini tashmë duket e hutuar dhe para shumë dilemave: A të imitojë Perëndimin "liberal", i cili ofron jetë më të lirë e më të shfrenuar, apo t'u qëndrojë besnik mësimeve tradicionale dhe morale të Islamit?!![11]

Me gjithë faktin se Islami me seriozitetin e sinqertë është kundër globalizimit kapitalist, shoqërisë islame (Botës Islame) ende nuk ka mundur të ndërtojë një projekt bashkëkohor mbi bazat e porosisë së tij universale. Emëruesi i përbashkët dhe takuesi i vetëm i popujve myslimanë është qëndrimi në pozicionin e kundërshtuesit të një globalizimi të këtillë për shkak të tendencave të tij kundër vlerave islame.[12]

## Ndikimi i globalizimit në identitetin dhe fenë islame

Vetëperceptimi i individit që është prototip i qytetërimit islam është rezultat i një ndryshimi rrënjësor të mbështetur në monoteizmin islam (tevhîd), sipas të cilit riformësohen përfytyrimet në lidhje me Allahun (xh.sh.), njeriun dhe natyrën. Koncepcioni kuranor, i cili e vë në korniza të reja relacionin midis Krijuesit, të Cilin e konsideron për burim të ekzistencës dhe natyrës, e cila përbën themelin vendor – hapësinor të kësaj ekzistence, në mënyrë të drejtpërdrejtë ka ndikuar si mbi vetëdijen individuale ashtu edhe mbi institucionalizimin shoqëror që mbështetet në relacionin njeriu – njeriu.[13]

Futja e sistemit politiko – ushtarak, ekonomiko – social, arsimor – edukativ perëndimor në shoqërinë islame (Botën Islame) solli shqetësime, por edhe konceptime heterogjene brenda shoqërinë islame (Botën Islame). Këtë dukuri intelektuali Muhamed Asad e sheh si "rrezikun më të madh për ekzistencën" dhe "për ringjalljen e sërishme të qytetërimit islam", e njëkohësisht e sheh edhe si përkrahje

të sloganit perëndimor se “Islami është forcë e harxhuar”.[14]

Shoqëritë e pazhvilluara dhe ekonomikisht të dobëta nuk mund t’u rezistojnë presioneve kulturore dhe joshjes së madhe të globalizimit kulturor për të ruajtur pastërtinë e identiteteve të tyre, si dhe pastërtinë e specifikat e tyre.[15]

S’ka dyshim se rreziku më i madh për shoqërinë islame (Botën Islame) vjen nga ky segment. Shoqëria islame (Bota Islame), e cila prej kohësh e ka tejkaluar shifrën një miliard, kurrë nuk ka qenë në rrezik më të madh se sot për të humbur identitetin e vet fetar. Krejt kjo falë injorancës së myslimanëve, të cilët as që janë duke e marrë parasysh rrezikun që po u qëndron mbi kokë, si një shpatë e mprehtë.[16]

## Ndikimi i globalizimit në mënyrën e të menduarit

Qytetërimi perëndimor, i cili veten e vë në qendër të kohës dhe në skajin e parë për determinimin e së ardhmes, në saje të vetëdijes së historisë që e ka zhvilluar, në mendjen e individëve të qytetërimeve tjera e mbjell tezën se ai vetë është qytetërimi i vetëm që i rrethon dhe përfshin edhe të kaluarën edhe të ardhmen. Paradigma pedagogjike e përhapur në përmasa botërore dhe librat shkollorë si mjete të kësaj paradigme, bëjnë të mundshme që iluzioni i këtillë egocentrist, që identifikohet me qytetërimin perëndimor, të pëlqehet dhe të admirohet nga njerëzit sikur të ishte një e drejtë ose e vërtetë absolute.[17]

Shfaqja e rinisë islame në peizazhin perëndimor ka prodhuar një qëndrim të ri dhe problematik. Larg prej vendeve të tyre të origjinës, si myslimanë në një vend jomys-liman, për më tepër në një vend të industrializuar, këta adoleshentë, studentë dhe të moshuar shprehin dëshirë të fortë për të qenë mysli-manë dhe nevojën e thellë për përgjigje dhe rregulla të kthjellëta islame. Për shkak të sfondit të tyre nuk kanë marrë arsim fetar zyrtar e as që e flasin arabishten, ata kanë formuar bindjen se nuk mund t’i kontribuojnë përpunimit të identitetit mysliman në Evropë, duke menduar gabimisht se përgjigjja e vetme e përshtatshme është ajo ilegale dhe se vetëm fikhu mund t’i zgjidhë të gjitha problemet e tyre.[18]

Valët misionarike, të mbështjella nën petkun e humanizmit kanë filluar të depërtojnë pothuajse në çdo familje islame, zakonisht nëpërmjet medieve, shtypit dhe arsimimit. Qëllimi i tyre dihet: largimi i të rinjve myslimanë nga feja dhe identiteti i tyre fetar dhe mbjellja e ideve të një universalizmi të rrejshëm fetar në nivel botëror, ku feja konsiderohet si një ndjenjë thjesht vetëm shpirtërore e jo edhe sistem jetese. Deri më sot kjo propagandë fetare, mjerisht sapo ka filluar të korrë rezultatet e para.[19]

## Përfundim

Dimensioni shoqëror i globalizimit ka qenë thelbësor në formësimin e jetës ekonomike dhe të asaj politike të qytetarëve në mbarë botën. Në të njëjtën mënyrë, globalizimi në vetvete është formuar nga ana e tij, në mjedise të ndryshme sociale – politike dhe kulturore.

Ndikimi i globalizmit në religjion është shfaqur si sfida më e madhe e religjioneve në përgjithësi dhe e Islamit në veçanti. Në kohët moderne ndikimi i globalizimit vërehet edhe në shoqërinë islame, duke pësuar ndryshime të theksuara shoqërore, ekonomike, kulturore, në *mënyrën e të menduarit, të vepruarit* etj. Këto ndryshime rezultuan në mënyrë pozitive dhe në atë negative për gjithë popujt e botës islame.

*1.* Asghar Ali Engineer, Islami, Globalizmi dhe Sfidat, Nga Anglishtja: Dritan SKENDERI , TETOVE (http://drejtesia.blogspot.com/2008/05/islami-globalizmi-dhe-sfidat.html) shikuar më: 21.08.2015. 2. Mr. Rejhan Neziri, GLOBALIZIMI, (http://www.el-hikmeh.net/14/files/globalizimi_-_mr._rejhan_neziri.pdf) shikuar më: 21.08.2015. 3. Dr. Mersel BILALLI, PROCESET GLOBALISTE NË BOTË, Revista VEPRA nr. 99, f. 5 (http://www.furkan.com.mk/VEPRA%2099.pdf) shikuar më: 21.08.2015. 4. Leiv Mjeldheim, Sølvi Lillejord, Erik Sølvbergr, SPEKTRI, Shtëpia Botuese Rozafa, Prishtinë 2006, f. 172. 5. Dr. Skender Berisha, Globalizimi – proces i pashmangshëm , f. 92, (http://www.scribd.com/doc/12982581/Procesi-i-Globalizimit#scribd) shikuar më: 21 .08.2015. 6. Po aty, f. 93 7. SABRI BAJGORA, Globalizmi dhe Universalizmi Islam, “Integrimi i shqiptarëve në Evropë......... f. 80, (http://www.forumimusliman.org/simpoziumi.pdf) shikuar më: 22.08.2015. 8. Dr. Halef Muhammed el-Xherrad, Islami dhe sfidat e globalizimit, Nga arabishtja: Mr. Rejhan Neziri, (http://www.el-hikmeh.net/14/files/islami_dhe_sfidat_e_globalizimit_-_dr._halef_muhammed_el_xherrad.pdf) shikuar më: 22.08.2015. 9. Dr. Abdulaziz Othman Altwaijri, Globalization and the cultural life in the Islamic World (HTTP://WWW.FUTUREISLAM.COM/20051101/INSIGHT/A_OTHMAN_ALTWAIJRI/GLOBALIZATION_AND_THE_CULTURAL_LIFE.ASP) shikuar më: 22.08.2015. 10. Po aty. 11) SABRI BAJGORA, Globalizmi dhe Universalizmi Islam, “Integrimi i shqiptarëve në Evropë......... f. 82, shikuar më: 22.08.2015. 12. Dr. Halef Muhammed el-Xherrad, Islami dhe sfidat e globalizimit........., shikuar më: 22.08.2015. 13. Ahmet Davutogllu, Vetëperceptimet e qytetërimeve, f. 36, (http://www.dielli.net/pdf/ese/VetperceptimetQyteterimeve.pdf), shikuar më: 02.09.2015. 14. NEXHAT IBRAHIMI, E ndryshueshmja dhe e pandryshueshmja në Islam përballë sfidave europerëndimore, Globalizmi dhe Universalizmi Islam, “Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami përcjell në këtë integrim” Forumi Musliman i Shqipërisë, Kavajë shkurt 2008, f. 17 (http://www.forumimusliman.org/simpoziumi.pdf) shikuar më: 10.08.2015. 15. Dr. Abdulaziz Othman Altwaijri, op.cit., shikuar më: 22.08.2015. 16. Sabri Bajgora, Globalizmi dhe Universalizmi Islam, “Integrimi i shqiptarëve në Evropë......... f. 82, shikuar më: 22.08.2015. 17. Ahmet Davutogllu, Vetëperceptimet e qytetërimeve, ......... f. 27, shikuar më: 02.09.2015. 18. Mr. Rexhep Suma, Globalizmi i identitetit, EDUKATA ISLAME, Revistë shkencore, kulturore islame tremujore, 107/2014, Prishtinë 2014, f. 219. 19. Sabri Bajgora, Globalizmi dhe Universalizmi Islam, “Integrimi i shqiptarëve në Evropë......... f. 82, shikuar më: 02.09.2015.

# Bukuroshja e kryeqytetit

*Si rrufe u hap lajmi,*
*I shumëpritur e i gëzuar,*
*Për nisjen e punimeve të xhamisë,*
*Gurthemeli i së cilës ka kohë që është vendu-ar.*

*Urime e 'përhajr' na qoftë*
*Ndërtimi i Xhamisë së re,*
*Vendadhurimi i Zotit,*
*Vendtubimi për ne!*

*Ishte nevojë e kahmotshme,*
*Por tani po bëhet realitet,*
*Dëshmi se Islami këtu ekziston*
*Gjithmonë e deri në Kiamet.*

*Gurthemeli u vu shumë moti*
*Dhe bëri shumë bujë,*
*U prolongua së koti,*
*Për interesa të askujt.*

*Kryeqyteti ynë i dashur,*
*Më shumë se asnjëherë,*
*Ka nevojë për faltore*
*Që besimtarët të falen me nder.*

*Për atdheun tonë të dashur,*
*Dhanë jetën shumë shqiptarë,*
*Ujiten tokën me gjakun e njomë*
*Edhe 37 hoxhallarë.*

*Në krye të detyrës,*
*Përherë e me pietet,*
*Dhanë kontribut hoxhallarët*
*Për të ngritur këtë shtet.*

*Xhamitë ishin vatra mësimi,*
*Përgjatë gjithë historisë,*
*Vendtubim i shqiptarëve,*
*Deri në arritjen e lirisë.*

*Në to mbahen kuvende,*
*Aty falen gjaqe,*
*Në to edukohen brezat,*
*Aty kultivohen tolerancë e paqe.*

*Ta gëzojmë për mote,*
*Në këtë njëzetenjëvjetor lirie,*
*Gëzuar gjithë shqiptarëve,*
*Nisja e punimeve të kësaj xhamie.*

*Mr. Eset Qerimi*



# Myftiu Tërnava priti në takim z. Abdurrahim Lecin

*Prishtinë, 05 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me drejtorin e Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, pritën sot në takim kryetarin e Qendrës Islame Shqiptare në Schwabisch Gmund të Gjermanisë, z. Abdurrahim Lecin, i cili shoqërohej nga anëtarët e Kryesisë së xhamisë.



Myftiu në këtë takim falënderoi përzemërsisht z. Lecin dhe anëtarët e Kryesisë për punën dhe për angazhimin e tyre dhënë për mirëqenien e popullit në diasporë, duke potencuar se bashkëpunimi dhe bashkëveprimi ndërmjet Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe diasporës ka qenë gjithherë dhe vazhdon të jetë në nivelin e duhur.

Kryetari i Qendrës Islame Shqiptare, z. Abdurrahim Leci, falënderoi Myftiun Tërnava dhe drejtorin Simnica për pritjen dhe për kontributin e tyre dhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhënë për diasporën dhe për shqiptarët që gjenden atje.

Që të dyja palët ranë dakord që bashkëpunimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare-arsimore duhet të intensifikohet edhe më ndërmjet Bashkësisë Islame dhe diasporës. *(B.Z)*

# Myftiu Tërnava pranoi telegram urimi nga Sekretari Gjeneral i Ligës së Botës Islame

*Prishtinë, 06 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pranuar mesazh urimi me rastin e festës së Kurban-Bajramit nga Sekretari Gjeneral i Ligës së Botës Islame, dr. Muhamed Abdul Kerim Al Isa. Në telegramin e urimit të Sekretarit Gjeneral të Ligës së Botës Islame, Muhamed Abdul Kerim Al Isa, fillimisht falënderoi Myftiun Tërnava për urimin me rastin e Kurban-Bajramit, duke vlerësuar lart lutjet e sinqerta.

Sekretari Al Isa, në telegramin e tij uroi që festa e Kurban Bajramit të jetë e bereqetshme për të gjithë, ndërsa bëri lutje që të pranohen veprat e mira te Krijuesi. Telegrami i plotë i urimit nga dr. Muhamed Abdul Kerim Kerim Al Isa:

Duke vlerësuar lart shkresën e shkëlqesisë tuaj me datë 28/7/2020 me rastin festës së Kurban Bajramit dëshiroj të falënderoj shkëlqesinë tuaj për urimin, ndjenjat dhe lutjet tuaja të sinqerta të cilave iu gëzova shumë. Lus Allahun që kjo festë të jetë e bereqetshme për të gjithë. Gjithashtu lus Allahun që veprat tona të jenë të dobishme dhe të sinqerta te Krijuesi.

Shkëlqesia juaj pranoni respektin dhe përshëndetjet tona me te sinqerta.

*Sekretari Gjeneral i Ligës së Botës Islame dr. Muhamed Abdul Kerim Al Isa* (A.C)



بسم الله الرحمن الرحيم

Muslim World League
Secretariat General
Makkah al-Mukarramah

رابطة العالم الإسلامي
الأمانة العامة - مكة المكرمة

صاحب الفضيلة الشيخ نعيم ترنافا حفظه الله
المفتي العام ورئيس المشيخة الإسلامية في جمهورية كوسوفا
سلام عليكم ورحمة الله وبركاته ، وبعد.

أشير بالتقدير الكبير إلى كتاب فضيلتكم الكريم المؤرخ في (٢٠٢٠/٧/٢٨م)، المتضمن التهاني الطيبة باسم فضيلتكم والمسلمين الأعزاء في جمهورية كوسوفا؛ بمناسبة عيد الأضحى المبارك.

وإذ أشكر لفضيلتكم الكريم التهنئة الصادقة والمشاعر النبيلة والدعوات الطيبة التي سُررت بها كثيراً؛ فإنني أسأل الله تعالى أن يجعله عيداً مُباركاً على الجميع، كما أسأله تعالى أن يجعل أعمالنا نافعة، ولوجهه الكريم خالصة.

وتقبلوا فضيلتكم الكريم أطيب تحياتي وتقديري.

الأمين العام لرابطة العالم الإسلامي

د. محمد بن عبد الكريم العيسى

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e xhamisë së Fribourg-ut të Zvicrës



*Prishtinë, 07 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me drejtorin e Diasporës së Kryesisë së BIK-ut, Ekrem ef. Simnica, pritën në takim kryetarin e xhamisë së Fribourg-ut, njëherësh anëtarin e Bashkësisë Islame Shqiptare të Zvicrës, z. Sherif Tupanin.

Myftiu Tërnava në këtë takim falënderoi z. Tupanin dhe nëpërmjet tij Bashkësinë Islame Shqiptare të Zvicrës për punën dhe për angazhimin e tyre për mirëqenien e shqiptarëve që jetojnë dhe veprojnë atje. Ai përmendi se institucioni që ai drejton mbetet i përkushtuar që të ketë bashkëpunim dhe bashkëveprim të aktiviteteve ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës sonë.

Nga ana e tij, z. Tupani, falënderoi përzemërsisht Myftiun Tërnava dhe institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për angazhimin e tyre për qytetarët e Kosovës që jetojnë në diasporë. Ai po ashtu uroi Myftiun Tërnava dhe gjithë besimtarët myslimanë për fillimin e ndërtimit të Xhamisë Qendrore, si dhe për marrjen e "Urdhrit të Pavarësisë" nga presidenti Hashim Thaçi.

Në fund të takimit, drejtori për Diasporë, Ekrem ef. Simnica, i dha një fletëfalënderim z. Tupanit dhe për Bashkësisë Islame Shqiptare të Zvicrës, në shenjë mirënjohjeje për kontributin e tyre të çmuar dhënë për institucionet fetare-arsimore të Bashkësisë Islame. *(B.Z)*

# Myftiu Tërnava shkëmbeu telegrame urimi me rastin e Kurban-Bajramit me ministrin e Çështjeve Fetare në Arabinë Saudite

*Prishtinë, 10 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka shkëmbyer telegrame urimi me ministrin e Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite, dr. Abdulatif Al Sheikh me rastin e festës së Kurban-Bajramit.

Në telegramin e urimit të Myftiut Tërnava drejtuar ministrit saudit dhe gjithë besimtarëve myslimanë, janë përcjellë mesazhe urimi për paqe, harmoni, bashkëpunim dhe mbi të gjitha për vepra të pranuara nga Zoti i gjithësisë.

Në telegramin e urimit të ministrit saudit, Abdulatif Al Sheikhut, drejtuar myftiut Tërnava, ai shpreh respektin dhe emocionet për urimet e Myftiut Tërnava. Nëpërmjet këtij telegrami falënderon Myftiun Tërnava për urimin duke lutur Zotin që të pranojë të gjitha veprat e mira të kryera nga besimtarët.



"Kam pranuar urimin tuaj me respekt dhe gëzim në shkresën tuaj me rastin e Kurban-Bajramit. Falënderoj iniciativën tuaj për urimin duke lutur Allahun xh.sh të na i pranojë veprat tona të mira dhe duke ju uruar ju çdo të mirë. Pranoni përshëndetjet dhe respektin tonë të thellë!", thuhet në urimin e ministrit të Arabisë Saudite, Abdulatif A l Sheikhut. *(A.C)*

# Fadil Hasani u emërua drejtor i medresesë së mesme "Alauddin" në Prishtinë



*Prishtinë, 11 gusht 2020*

Në mbledhjen e mbajtur më datën 29 korrik 2020, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës emëroi Fadil Hasanin si drejtor të medresesë së mesme "Alauddin" në Prishtinë. Që nga fillimi i këtij muaji, Fadil Hasani, ka pranuar detyrën e re si drejtor, me përkushtim dhe vullnet ka filluar angazhimin që cilësia e mësimdhënies dhe e mësimnxënies të jetë sa më e lartë. Ambientet dhe puna e medresesë së mesme "Alauddin" në Prishtinë nuk janë aspak të panjohura për drejtorin e ri, pasi ai ka qenë i angazhuar tash e 35 vjet në këtë institucion shkollor.

Fadil Hasani që nga viti 1985 është angazhuar në Medresenë "Alauddin", fillimisht si edukator për gjashtë vjet me radhë, deri në vitin 1991. Duke parë angazhimin, punën dhe përgatitjen e tij të lartë, ai emërohet profesor në medresenë "Alauddin", që nga viti 1991 e deri në vitin 2020.

Përveç angazhimit në ngritjen e cilësisë arsimore e fetare në medresenë "Alauddin", ai ka dhënë kontribut të pashoq si profesor dhe ligjërues edhe në Fakultetin e Studimeve Islame, që nga viti 2014.

Pas përfundimit të shkollës fillore, Fadil Hasani ishte ulur në bankat e medresesë "Alauddin", në Prishtinë, që në vitin 1975 e deri më 1980, kur edhe e përfundon me sukses, për të vazhduar më tutje me përgatitjet në Institutin e Gjuhës Arabe "El Mustansirijah" në Bagdad. Më tutje, ai vazhdoi përgatitjet akademike në Universitetin e Bagdadit, në Fakultetin Filozofik, në degën e gjuhës dhe të letërsisë arabe, për të vazhduar më pas studimet master në filologji orientale në Universitetin e Tetovës. *(A.C)*

# Myftiu Tërnava vizitoi fabrikën e mobilieve në Obiliq




*Prishtinë, 15 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, vizitoi gjatë ditës së sotme fabrikën e mobileve në Obiliq, ku u prit nga drejtori i kësaj fabrike, Bashkim Krasniqi.

Gjatë kësaj vizite Myftiu Tërnava u njoh në detaje me punën që bën kjo fabrikë, me cilësinë e produkteve, me teknologjinë e fabrikës si dhe me masën eksportit që kjo kompani kosovare bën në vende të ndryshme të botës.

Myftiu Naim ef. Tërnava u shpreh tejet i kënaqur me punën që bën kjo kompani, shërbimet që i ofron si dhe me numrin e punëtorëve të angazhuar. Ai potencoi se kjo fabrikë ashtu sikurse shumë fabrika të tjera në Kosovë janë shembuj të mirë që duhet të ndiqen.

Në anën tjetër edhe drejtori i kësaj kompanie, Bashkim Krasniqi, falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën, personalisht ai e njohu me aktivitet dhe me punën që bën kjo fabrikë.

Fabrika e mobilieve në Obiliq është fabrikë me pronar kosovar, e cila merret me prodhimin e mobilieve të ndryshme për ambiente shtëpiake dhe të ndryshme. Kjo kompani ka të angazhuar rreth 220 punëtorë dhe, falë cilësisë, ka arritur të eksportojë produktet e saj edhe në shumë vende në botë. *(A.C)*

# Myftiu Tërnava priti në takim imamin Xhelal Kaloshi



*Prishtinë, 18 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Siminca, pritën në takim imamin e Bashkësisë Islame Shqiptare “Asr”, Xhelal ef. Kaloshin.

Myftiu Tërnava falënderoi imamin Kaloshi si dhe nëpërmjet tij tërë Bashkësinë Islame Shqiptare për punën dhe për angazhimin e tyre dhënë për mërgatën tonë atje. Ai tha se mbeten synim dhe përkushtim i tij dhe i institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës ruajtja e raporteve të mira dhe forcimi i tyre në të ardhmen, ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës sonë.

Nga ana e tij, imami Kaloshi falënderoi përzemërsisht Myftiun Tërnava dhe institucionin e BIK-ut për pritjen dhe angazhimin e tyre për shqiptarët tanë në diasporë, duke potencuar se bashkëpunimi dhe bashkëveprimi i aktiviteteve fetare ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës duhet të vazhdojë edhe më tutje.

Në këtë takim, drejtori i Diasporës Ekrem ef. Simnica u dha nga një fletëfalënderim imamit Kaloshi dhe Bashkësisë Islame Shqiptare “Asr”, në shenjë mirënjohjeje për kontributin e tyre të çmuar dhënë për institucionet edukative-fetare të Bashkësisë Islame të Kosovës. *(B.Z)*

# Myftiu Tërnava: “Lufta e UÇK-së ka qenë e drejtë dhe përgjithmonë do të mbetet e tillë”

DEKLARATË

Me shqetësim të thellë kemi ndjekur veprimet e drejtësisë ndërkombëtare ndaj presidentit të vendit, z. Hashim Thaçit dhe ndaj udhëheqësve të tjerë të UÇK-së. Komunikatën e prokurorëve ndërkombëtarë për presidentin Thaçi, duke u bazuar në momentin e bërjes së saj publike, e konsiderojmë veprim politik që dëmton vetë kredibilitetin dhe besueshmërinë e Gjykatës dhe konsiderojmë se, në emër të drejtësisë, po mëtohet të atakohen e përdhosen kauza dhe misioni i UÇK-së për lirinë e vendit.

Atakimi i vlerave të UÇK-së po bëhet në emër të drejtësisë me veprime të padrejta dhe në kundërshtim me parimet dhe praktikat e drejtësisë ndërkombëtare. Tentimi për ta paraqitur kriminale luftën e drejtë të UÇK-së është tentim për ta barazuar kriminelin me viktimën.

Ne i bashkohemi fuqishëm zërit të popullit që kërkon drejtësi për viktimat e luftës në Kosovë, duke e vlerësuar të paprecedent qasjen e drejtësisë ndërkombëtare, që kohë më parë publikuan edhe një njoftim për një aktakuzë të pakonfirmuar ndaj dy prej liderëve kryesorë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, z. Hashim Thaçit dhe z. Kadri Veselit.

Ky veprim, përveçqë s’ka të bëjë me drejtësinë, përbën shkelje të të drejtave të njeriut si dhe shkel parimin bazë të drejtësisë, prezumimin e pafajësisë.

Ne, si edhe tërë populli, UÇK-në e konsiderojmë vlerën më të madhe dhe më të suksesshme në historinë më të re të popullit tonë dhe të cilën e ruajmë me shumë mburrje.

E ritheksojmë edhe një herë se lufta mbrojtëse e UÇK-së, e cila është bërë në bashkëpunim me bashkësinë ndërkombëtare, ka qenë e drejtë dhe do të mbetet përgjithmonë e tillë.

Ne besojmë dhe angazhohemi për drejtësi, por konsiderojmë se me veprime të padrejta, selektive e të njëanshme nuk mund të vendoset drejtësia.

*KRYETARI*

*Myftiu Naim ef. Tërnava*

# Myftiu Tërnava pranoi telegram urimi nga sekretari gjeneral i Organizatës për Bashkëpunim Islamik

*Prishtinë, 19 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka shkëmbyer mesazhe urimi me sekretarin gjeneral të Organizatës për Bashkëpunim Islamik me rastin e festës së Kurban-Bajramit.

Pas telegramit të urimit të dërguar nga Myftiu Naim ef. Tërnava, sekretari gjeneral, Jusuf bin Ahmed Al Uthejmin ka uruar për festën e Kurban-Bajramit Myftiun dhe gjithë besimtarët myslimanë në Kosovë. Duke shprehur urimet e tij që festa e Kurban Bajramit të pritet edhe për shumë mote të tjera, ka lutur Zotin që shëndeti, mirësia dhe bereqeti të jenë për shumë e shumë festa të tjera në umetin mysliman.

Urimi i plotë nga Jusuf bin Ahmed Al Uthejmi: Kam pranuar urimin tuaj me rastin e Kurban-Bajramit. Unë ju falënderoj dhe jua përcjell nderimet dhe respektin duke ju dëshiruar shëndet si dhe duke lutur Allahun xh.sh që kjo festë të na vijë edhe motive të tjera me mirësi dhe bereqet për ju dhe për umetin mysliman. Pranoni përshëndetjet dhe respektin tonë të thellë! Sekretari gjeneral -Jusuf bin Ahmed Al Uthejmin *(A.C)*


ORGANISATION OF ISLAMIC COOPERATION
THE SECRETARY GENERAL
ORGANISATION DE COOPERATION ISLAMIQUE
LE SECRETAIRE GENERAL

منظمة التعاون الإسلامي
الأمين العام

OIC/PROT/08-7/2020/ 002493

جدة في : ١٥ صفر ٢٠٢٠

فضيلة الشيخ نعيم ترنافا
رئيس المشيخة الإسلامية في جمهورية كوسوفا والمفتي العام

السلام عليكم ورحمة الله وبركاته ،

لقد تلقيت بجزيل الشكر تهنئتكم بمناسبة حلول عيد الأضحى المبارك. وإذ أبادلكم التهنئة لأدعو الله العلي القدير أن ينعم عليكم بموفور الصحة والعافية، كما أسأله جلت قدرته أن يعيد هذه المناسبة المباركة عليكم وعلى الأمة الإسلامية بالخير واليمن والبركات.

وتفضلوا بقبول شكري وتقديري.

يوسف بن أحمد العثيمين
الأمين العام

# Myftiu Tërnava priti në takim Dugaxhin Shamollin

*Prishtinë, 19 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me drejtorin e Diasporës në Kryesinë e BIK-ut, Ekrem ef. Simnica, pritën në takim anëtarin e xhamisë "Nurul Islam" në Monchegladbah të Gjermanisë, z. Dugaxhin Shamollin, që shoqërohej nga sekretari i KBI-së së Drenasit, Eset ef. Bajraktari.



Myftiu Tërnava në këtë takim shprehu falënderime për veprimtarinë e anëtarëve të kësaj xhamie, por edhe të gjithë mërgatës sonë në diasporë për punën dhe për angazhimin e tyre që jeta fetare atje të zhvillohet ashtu siç është më së miri. Ai shprehu gatishmërinë e tij dhe të institucionit të BIK-ut për bashkëpunim dhe për koordinim sa më të mirë të aktiviteteve edukative-fetare.

Nga ana e tij, z. Shamolli falënderoi përzemërsisht Bashkësinë Islame të Kosovës dhe Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe gatishmërinë e tyre që të ketë një bashkëpunim sa më të mirë për të gjithë. Ai gjithashtu përcolli selamet dhe urimet e imamit të xhamisë "Nurul Islam", Besnik ef. Kadriollit, si dhe të tërë xhematit atje, për Myftiun Tërnava dhe për institucionin e Bashkësisë Islame, si dhe për gjithë myslimanët e vendit, me rastin e fillimit të ndërtimit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë. *(B.Z)*

# Myftiu Tërnava pranoi telegram urimi nga Emiri i Kuvajtit

*Prishtinë, 24 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, nëpërmjet ambasadës së Kuvajtit në Shqipëri ka pranuar telegram urimi me rastin e festës së Kurban-Bajramit nga emiri i Kuvajtit, Sheikh Sabah Al-Ahmed Al-Jaber Al-Sabah.

Ambasada e Kuvajtit në Tiranë ka përcjellë urimet më të sinqerta për Bashkësinë Islame të Kosovës dhe për Myftiun Naim ef. Tërnava me rastin e kësaj feste.


Minister of Al Diwan Al Amiri Affairs
وزير شئون الديوان الأميري

20 ذوالحجة 1441 هـ
10 أغسطس 2020 م

سماحة الشيخ نعيم ترنافا المحترم
رئيس المشيخة الإسلامية في جمهورية كوسوفا الصديقة والمفتي العام

السلام عليكم ورحمة الله وبركاته ،،،
يسرني أن أنقل إليكم شكر سيدي حضرة صاحب السمو أمير البلاد الشيخ صباح الأحمد الجابر الصباح حفظه الله ورعاه على تهنئتكم بمناسبة عيد الأضحى المبارك ، وتمنياته لكم بموفور الصحة والعافية ودوام التوفيق .
وتقبلوا خالص التقدير ،،،

علي جراح الصباح
وزير شئون الديوان الأميري

"Ambasada e Shtetit të Kuvajtit në Republikën e Shqipërisë përfiton nga rasti t'i shprehë Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës nderimet dhe respektin më të lartë."

Po ashtu në këtë mesazh është bashkëngjitur edhe telegram urimi nga ministri i Kabinetit të Emirit, Al Xherah Al Sabah, i cili ka përcjellë urimin nga Emiri i Kuvajtit.

"Kam kënaqësinë t'ju përcjellë falënderimin e Emirit të vendit, shkëlqesia e tij Sheikh Sabah Al-Ahmed Al Jaber Al Sabah për urimin tuaj me rastin e festës së Kurban-Bajramit, ai ju uron gjithashtu shëndet të plotë e lumturi. Ju lutem, pranoni konsideratën time më të lartë!", thuhet në telegramin e urimit të dërguar nga ministri i Kabinetit.

Shteti i Kuvajtit ka qenë në vazhdimësi pranë besimtarëve myslimanë të Kosovës, duke përkrahur projektin e Qendrës së Vakëfeve në Këshillin e Bashkësisë Islame të Drenasit. Vitin e kaluar Kuvajti mbështeti financiarisht përfundimin e kësaj qendre vakëfi.

Shteti i Kuvajtit ka qenë në vazhdimësi përkrahës i shtetit të Kosovës, Bashkësisë Islame të Kosovës dhe besimtarëve myslimanë, duke përkrahur në forma të ndryshme, një ndër të cilat ishte edhe mbështetja financiare që bëri shteti i Kuvajtit në përfundimin e Qendrës së Vakëfeve në Drenas. *(A.C)*

# Myftiu Tërnava priti në takim z. Blerim Havollin

*Prishtinë, 25 gusht 2020*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës në Kryesinë e BIK-ut, Ekrem ef. Simnica, pritën në takim z. Blerim Havollin, ish-medreseist, i cili tashmë jeton dhe vepron në Nju Jork të ShBA-së.



Myftiu Tërnava në këtë pritje vëllazërore e njohu mysafirin me aktivitetet e Bashkësisë Islame të Kosovës në vend dhe diasporë, duke shprehur kështu falënderime dhe konsideratë të veçantë për vizitën dhe për punën dhe për veprimtarinë e tij në diasporë.

Nga ana e tij, z. Havolli shprehu falënderimet e veçanta për Myftiun Tërnava dhe për institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës, për angazhimin dhe për përkushtimin e tyre për një mirëqenie të të gjithëve pa dallim e në veçanti për shqiptarët në diasporë.

Të dyja palët shprehën gatishmërinë e tyre që bashkëpunimi me diasporën tonë në ShBA dhe Kanada të zgjerohet edhe më shumë në një të ardhme sa më të afërt. *(B.Z)*

# Drejtori i Diasporës Ekrem ef. Siminca priti në takim z. Hajrush Haxhollin

*Prishtinë, 05 gusht 2020*

Drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, priti sot në takim anëtarin e xhamisë DAI në Gjermani, Hajrush Haxhollin, i cili shoqërohej nga imami Ekrem ef. Ahmeti. Drejtori Siminca falënderoi z. Haxhollin dhe nëpërmjet tij tërë mërgatën tonë shqiptare që gjendet në diasporë për kontributin e tyre dhënë për mirëqenien dhe jetën e përgjithshme fetare të shqiptarëve atje.

Ai shprehu gatishmërinë e tij, por edhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës që bashkëpunimi i mirë që ka mbretëruar deri më tani, ndërmjet BIK-ut dhe diasporës, të



vazhdojë edhe më tutje. Nga ana e tij, z. Haxholli u shpreh tejet falënderues për mikpritjen dhe për angazhimin e Bashkësisë Islame të Kosovës për ruajtjen e bashkëpunimit me shqiptarët e diasporës. Ai po ashtu në këtë takim dorëzoi edhe paratë e mbledhura për kurban në këtë vit e që në përgjithësi, diaspora këtë vit ka tubuar 1220 kurbanë. *(B.Z)*

# Drejtori për Diasporë priti në takim imamët Buhranudin Kukiqi dhe Muhamed Osmanin

*Prishtinë, 06 gusht 2020*

Në vazhdën e takimeve me përfaqësuesit e diasporës, drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, sot priti në takim imamët e Qendrës Islame Shqiptare-Amerikane, Burhanudin ef. Kukiqin dhe Muhamed ef. Osmanin. Drejtori Siminca fillimisht u uroi mirëseardhje mysafirëve dhe i falënderoi përzemërsisht për punën dhe për përkushtimin e tyre dhënë për shqiptarët e diasporës. Ai më tutje premtoi se bashkëpunimi i ndërsjellë ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Diasporës, i krijuar deri më tani, do të vazhdojë edhe në të ardhmen, gjithnjë në të mirë të mirëqenies së shqiptarëve në diasporë.

Imamët Kukiqi dhe Osmani falënderuan drejtorin Simnica për pritjen dhe për angazhimin e tij dhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhënë për shqiptarët në diasporë. Që të dyja palët u shprehën



të bindura se edhe në të ardhmen do të kenë një bashkëpunim të afërt në të mirë të të gjithëve. *(B.Z)*

# Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora vizitoi Komunitetin Mysliman të Shqipërisë

*Prishtinë, 25 gusht*

Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, së bashku me drejtorin e Veprimtarisë Botuese z. Ramadan Shkodra, me zv.kryeimamin z. Fatmir Iljazi dhe me shefin e kabinetit të Myftiut z. Besim Mehmeti, bënë një vizitë në Komunitetin Mysliman të Shqipërisë, në të cilën u pritën nga kryetari i këtij Komuniteti h. Bujar Spahiu.

Kryeimami Bajgora falënderoi kryetarin Spahiu për pritjen dhe për gatishmërinë e tij dhe të institucionit të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë për një



bashkëpunim edhe më të shtuar ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Komunitetit Mysliman të Shqipërisë.

Nga ana e tij, kryetari Spahiu vlerësoi lart marrëdhëniet e ngushta vëllazërore si dhe bashkëpunimin e afërt që kanë mes vete dy institucionet islame në të mirë të besimtarëve dhe të mbarë shoqërisë shqiptare. Në këtë takim ndër të tjera u diskutua edhe për disa projekte në fushën e botimeve, kulturës dhe prodhimeve të përbashkëta audio-vizive. *(B.Z)*

## U shpërndanë mbi 70 tonë mish kurbani





Nën organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës është bërë therja e kurbanëve, ndërsa shpërndarja e këtij mishi është duke u bërë ende në shumë qytete e fshatra të Kosovës. Shoqata humanitare e BIRK-ut "Bereqeti" së bashku me këshillat dhe me organizata të tjera, kanë bërë shpërndarjen e më shumë se 70 tonë mish kurbani. I gjithë ky aktivitet është duke u karakterizuar nga shpërndarja nëpër shtëpi tek të gjitha familjet me nevojë. Drejtori i shoqatës humanitare të BIRK-ut "Bereqeti", Behxhet Ajvazi, është shprehur i lumtur me punën që është duke u bërë. Bashkësia Islame e Kosovës edhe këtë vit ka organizuar therjen dhe shpërndarjen e mishit të kurbanëve, duke u lehtësuar kështu të gjithë besimtarëve kryerjen e këtij obligimi. Bashkësia Islame e Kosovës tashmë ka krijuar përvojë gjysmëshekullore në therjen dhe shpërndarjen e kurbanëve. *(A.C)*


"E, PËRGËZOI ATA QË BESUAN DHE BËNË VEPRA TË MIRA SE ATA DO TË JENË NË XHENETE NË TË CILËT RRJEDHIN LUMENJ".
(EL-BEKARE, 25)